**SHABAN ÇUPI**



# HISTORIKU I XHAMIVE DHE SHKRIMET MBIVARRORE NË TREVËN E HANIT TË ELEZIT

Nga fjala e recenzentit

Libri„Xhamitë dhe shkrimet mbivarrore në trevën e Hanit të Elezit'' të autorit Shaban Çupi ka një peshë të madhe për trevën tonë dhe më gjërë, pasiqë libri ofron të dhëna historike të pandriçuara deri më tani dhe për t`i arritur këto,autorit iu është dashur të derdhë një mund jo të vogël, por aty ku është vullneti është edhe suksesi.

Mr.Musa Vila,
Kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame
Hani i Elezit

Fjala e autorit

Xhamitë, sikurse shkollat, janë objekte të rëndësishme shoqërore,objekte në shërbim të njerëzve; shkolla për edukim dhe arsimim shqip,ndërsa xhamia, vendi ku njerëzit i luten Zotit të Madhërishëm dhe që të dy objektivat, sikur natyrshëm shkrihen në fjalën e Allahut xh.sh. "*Lexo , me emrin e Zotit tënd i cili krijoi[çdo gjë]* "

Si mikritoponime,shkolla dhe xhamia janë vende përcaktuese e si të tilla janë edhe përmbajtja e kohës. Shkolla ka gjeneratat e saja si : nxënësit,mësuesit dhe arsimdashësit,por edhe xhamia në vetvetën e saj përmbanë gjeneratën e besimtarëve, imamëve dhe organizimin e jetës në përgjithësi.

Deri më tani, në trevën e Hanit të Elezit, nuk është bërë ndonjë hulumtim më i thellë i kësaj materie ,pra i historikut të xhamive e sidomos të mbishkrimeve në gurët e varreve dhe duke i pasur parasysh këto, nga viti 1997 fillova të merrem me trajtimin e kësaj teme.Shënimet e mbledhura, fillimisht i sistemova në një fletore shkollore e cila për fat të mirë i shpëtoi barbarisë serbe, por këtë fat nuk e kishte drama në dorëshkrim „Shqiponja''.

Në hulumtim të kësaj teme, fillimisht mësova shkronjat e alfabetit arab si dhe leximin e numrave e më pas konvertimin e tyre, por krahas kësaj, ndjeja nevojën të kaloj kalimthi edhe nëpër gjuhën dhe fjalorin turk. Përkundër kësaj „armatosje'', ndihma e teologëve të komunës së Hanit të Elezit ishte e padiskutueshme dhe Zoti i shpërbleftë për ndihmën e dhënë.

Gjatë rrugëtimit nëpër shekuj, atdheu ynë ishte nën okupime e „shortime'' të ndryshme, andaj për të mbijetuar si etnitet, odat, mejtepet dhe xhamitë ishin vendet ku edhe organizohej jeta,vendet ku edhe merreshin vendimet e

rëndësishme për organizime shoqërore. Edhe fshatrat e trevës sonë si pjesë e trungut të lashtë ilir, nëpër shpinën e tyre përballuan pushtues të ndryshëm, madje kishte prej tyre që pushtimin e përsëritën edhe nga dy herë dhe secila robëri, në psikologjinë tonë kombëtare ka lënë vrragë,…,dhunë e cila u skalit thellë në shpirtin e popullit tonë fisnik dhe të gjitha këto i kemi dëgjuar nga gjyshërit tanë,nga baballarët dhe nënat tona të shtrenjta të cilat për të ruajtur nderin e shtëpisë,detyroheshin ta fshihnin bukurinë e tyre.

Nëpër nyjet e historisë sonë kombëtare,koha për popullin shqiptar nuk matej me vite,por me ngjarje të ndryshme si psh.koha e nizamëve të Jemenit, koha e bedelave,…,Serbi e Parë e Bugari i Dytë,…,Shën Gjergja e Shën Mitra,…,me kallnuer e gjerme,…, me kohën kur u pre Bllaca e të ngjajshme, andaj në këtë libër ne nuk bëmë diçka të jashtëzakonshme,vetëm se kohën e shndërruam në vite,tentuam ta përcaktojmë ate.

Ne jemi dëshmitarë të luftës së vitit 1998-1999 dhe tanimë e kemi të qartë se sa objekte të trashëgimisë sonë fetare u shkatërruan barbarisht nga pushtuesi serb dhe jo vetëm këto, shkatërrime të ngjajshme pësuan edhe mbishkrimet nëpër varre dhe qëllimi tanimë dihet, ishte zhdukja e fakteve të mbijetesës së shqiptarëve nëpër shekuj.Për këtë qëllim u shkatërrua edhe Shtëpia e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, andaj ruajtja dhe kultivimi i trashëgimisë sonë fetare, qoftë katolike, qoftë islame nuk e dobësojnë qenien tonë shqiptare përkundrazi e plotësojnë historinë tonë të lashtë, andaj edhe ky libër e ka këtë synim.

Sikur ditën që e mbulon nata edhe jetën tonë një ditë do ta mbuloj vdekja, andaj shpresojmë se këto shkrime mund t`i shërbejnë gjeneratave që vijnë pas nesh dhe çdo

kush që mund të shërbehet me të dhënat e këtij libri, mbetet një pasuri e madhe për shpirtin tim.

Krejt në fund, lutem nga thellësia e shpirtit që Allahu i Plotëmëshirshëm t`i shpërblejë me xhenet baballarët dhe nënat tona të shtrenjta që nëpër nyjet e historisë, arritën t` na e ruajnë FARËN tonë kombëtare.

Shaban Çupi
Paldenicë




Hani i Elezit, Foto satelitore, 2000

**Numri i shtëpive në vendbanimet e trevës së Hanit të Elezit gjatë shekujve XV e XVI**

„Edhe toka më pjellore,po të mos punohet, prodhon ferrat më të egra'' thotë Anaksagora dhe në rrjedhë të kësaj maksime filozofike ishte një synim i kahershëm i imi që të „punoj këtë tokë pjellore'' , të njoh të kaluarën e vendit tim,vendlindjes dhe trevës sime ku Zoti më krijoi që të shijoj ëmbëlsinë e jetës.Përkundër kësaj dëshire u përballa me një errësirë jo të vogël historike,sepse si popull, nëpër fortunat e kohës që kaluam nuk kishim shtetin dhe pushtetin tonë e si rrjedhojë nuk kishim as arkivat tona të cilat do t`na furnizonin me të dhënat historike që kërkoja.
Së fundi treva e Hanit të Elezit është vendbanimi ku së paku deri më tani, asnjëherë nuk është ndërmarrë ndonjë hulumtim konkret arkeologjik. Në vitin 2008 erdhën dy arkeolog nga Instituti i Arkeologjisë së Kosovës dhe tentuan që së paku të krijonin një pasqyrë hulumtuese në këtë trevë,por megjithate,kazma e askujt nuk u ngul në këtë dhe.
„ Por, sado i vogël e i zhveshur të jet visari,që na ruajtën gjyshërit tanë,mjafton sa të na bëjë të njohim se sa të mira na vodhi fati ynë i keq''thotë Dara i Riu dhe në hulumtim të këtij visari dhe fatit nëpër shekuj,u detyruam të shfletojmë literaturë të ndryshme historike sepse siç klith përsëri arbëreshi Dara „sikundër përroi i shiut që ve përpara dushkun dhe dhenë e fushës, ndërsa kodrat si nget, ashtu edhe lumi i kohës e lë pa ngarë zakonet larg bregut të tij''
Nëpër brigjet e lumenjëve shekullor konsultuam edhe veprën e shkruar të Marin Baçikemit,Marin Barletit,Frang Bardhit, Pjetër Budit Pjetër Bogdanit, etj. Mbi të gjitha konsultuam librin monografik të historianit të kohës sonë Dr. Jusuf Osmanit „Vendbanimet e Kosovës - Kaçaniku ''

prej kah edhe i nxorëm shënimet statistikore të vendbanimeve të trevës së Hanit të Elezit,prej të cilave mësojmë se:

**Në regjistrin e vitit 1452,fshatrat e komunës sonë kishin këto shtëpi :**

| | |
|---|---|
| Paldenica | kishte 30 shtëpi |
| Kriveniku | kishte 18 shtëpi |
| Rezhanca | kishte 18 +10 shtëpi |
| Pusteniku | kishte 50 shtëpi |
| Dermjaku | 19 + 18 = 37 shtëpi [ dy Mëhalla] |
| Goranca | kishte 74 shtëpi |
| Neqafci | kishte 43 shtëpi |
| Seqishta | kishte 16 shtëpi |
| Vërtomica | kishte 13 shtëpi |

Nga ky tabelar kuptojmë se në regjistrimin e këtij viti, nuk është përmendur fshati Dimcë dhe nuk mund të vërtetojmë se a ka ekzistuar ky vendbanim në këtë vit,ndërsa i njejti fshat në defterin kadastral të Vilajetit Vëllk të vitit 1455 evidentohet dhe fshati Dimcë ka numëruar 3 shtëpi,ndërsa në një mbishkrim varri hasim vitin 1194 hënor që don të thot mbishkrim i vitit 1781.

Që të hulumtojmë lëvizjet dhe ndryshimet e numërit të shtëpive nëpër dekada u detyruam të përdorim metodën krahasuese për të mësuar se cili fshat nëpërkohë u rrit, e cili vendbanim u shua dhe për këtë trajtesë,morëm një distancë kohore 92 vjeçare,pra nga viti 1452 e deri në vitin 1544 dhe gjejmë këtë gjendje:

| | |
|---|---|
| Paldenica | 11 shtëpi |
| Kriveniku | 27 shtëpi |
| Rezhanca | 25 shtëpi |
| Pusteniku | nuk ka shënime |
| Dermjaku | 50 shtëpi |

| | |
|---|---|
| Goranca | 78 shtëpi |
| Seqishta | 17 shtëpi |
| Vërtomica | 13 shtëpi,1 muslimane |
| Dimca | nuk ka shënime |
| Neqafci | 45 shtëpi |

Nga kjo tabelë vërejmë se shtëpitë në vendbanimin Paldenicë reduktohen nga 30 që kishte në vitin 1452, në 11 shtëpi në vitin 1544. Kriveniku rritet për 9 shtëpi,Rezhanca rritet për 8 shtëpi, Goranca rritet për 4 shtëpi,Dërmjaku rritet për 13 shtëpi, Neqafvci rritet për 2 shtëpi, Seqishta për 1 shtëpi, ndërsa Vërtomica ruan të njejtën gjendje, por evidentohet 1 familje muslimane.

Kur bëjmë një krahasim tjetër kohor, ndërmjet vitit 1544 dhe 1568,pra të një periudhe 24 vjeçare, në fshatrat e kësaj treve gjejmë këtë gjendje faktike :

| | |
|---|---|
| Paldenica, | 10 shtëpi, fshati zvogëlohet për 1 shtëpi |
| Kriveniku, | 17 shtëpi ,fshati zvogëlohet për 10 shtëpi, |
| Rezhanca, | 25 shtëpi dhe ruan të njejtën gjendje |
| Pusteniku | nuk ka shënime |
| Dërmjaku, | 32 shtëpi,1 muslimane,fshati zvogëlohet për 18 shtëpi |
| Gurana, | 72 shtëpi,fshati zvogëlohet për 6 shtëpi |
| Neçavci, | 32 shtëpi,fshati zvogëlohet për 13 shtëpi |
| Dimca, | nuk ka shënime |
| Seqishta, | 16 shtëpi,fshati zvogëlohet për 1 shtëpi |
| Vërtomica , | 3 shtëpi,zvogëlohet për 10 shtëpi |

Për jo më shumë se 116 vjet,lëvizjet demografike gjatë atyre viteve, shihen se nuk janë të vogëla.Ne nuk i dimë kushtet, rrethanat dhe arsyet se pse në regjistrimin e këtij viti[1568] bie numri i shtëpive? Gjithashtu nuk dimë se ku u tretën kryefamiljarët e tjerë? Çka u bë me pjesën e mbetur dhe si u bë kalimi në fenë islame e të ngjashme?

Megjithate një gjë është e sigurtë, të parët tanë ilirët i kanë takuar besimit pagan,pastaj besimit të krishterë[katolik dhe ortodoks] sepse Perandoria e Romës dhe e Bizantëve s`kanë qenë përjashtim vetëm për shqiptarët. Konvertimet, asimilimet dhe marrja e emrave sllav si mundësi mbijetese nuk kanë qenë të pamundur dhe për këtë ne nuk mund ta luajmë lojën e strucit.Por edhe dëshmitë nga Dr.Muhamet Tërnava në librin e tij ,,Popullsia e Kosovës gjatë shekujve XIV-XVI''ku shkruan se Bogdani ishte i biri i Gjonit në Gorancë,Milloshi i biri i Gjinit në Kotlinë,Stanisha i biri i Gjonit në Rezhancë ose Tanushi i biri i Kovaçit në Radushë, Gjergji i biri i Petkut në Kaçanik,etj, vërtetojnë vijën iliro-shqiptare në këtë trevë,duke mos përjashtuar edhe të vërtetën tjetër të ,,arnautëve serb''. Fakti se disa ortodoks në Maqedoni kanë mbiemrin Llatinovski e disa të tjerë Palevski e në anën tjetër deklarohen se janë nga treva e Hanit të Elezit, flet shumë. Ndërsa fakti tjetër se pse në Kosovën e sotme, kemi shqiptarë të fesë katolike që nëpër mynxyrat e kohës ruajtën identitetin e tyre fetarë e në anën tjetër s`kemi shqiptarë ortodoks, sikur vetvetiu e marrim edhe përgjegjen e duhur. Shqiptarët nuk kanë dashur të identifikohen me ortodoksizmin fatal sllav as të Millutinit e as të Car Dushanit dhe me lehtësi, madje edhe në mënyrë kolektive për të ruajtur qenien e tyre kombëtare, pranuan fenë islame dhe kjo nuk thuhet vetëm nga goja ime, por nga historianët me renome kombëtare, andaj në përfundim të kësaj edhe fshatrat tona si vendbanime nuk janë përjashtim i historisë.

## Xhamia e Kaçanikut

Se kur ka filluar ndërtimi i xhamive të para në Kosovë, nuk mund ta themi sepse kjo don një trajtim më të thellë,por në kërkim të rrënjëve të islamizmit,përkatësisht xhamive në Kosovë në një farë forme, kjo del edhe e pa-shmangëshme. Duke iu referuar historianit Parim Kosova na bëhet e ditur se mbishkrimi i xhamisë në fshatin Mlikë të Gorës i vitit 1289 dëshmon se në këtë trevë islamizimi ka qenë prezent që në shekullin XIII. Krahas kësaj xhamie,pas pushtimit të trevave shqiptare nga Perandoria Osmane,filloi edhe ngritja e xhamive të tjera si ajo e Tash Xhamisë në Prishtinë, ku sipas Demir Behlulit,ndërtimi i saj ka zgjatur nga viti 1389 e deri më 1440,pastaj Xhamia e Madhe po në Prishtinë e vitit 1461,Xhamia e Bajraklisë në Prizren në vitin 1549, Xhamia e Hadumit në Gjakovë në vitin 1594 për t`ia lënë radhën asaj të Kaçanikut e ngritur po në vitin 1594. Për të krijuar një tablo më të plotë të xhamive të trevës sonë nga burimi,,Ëikibooks.com'' mësojmë se në vitin 1800 janë ndërtuar edhe xhamia e fshatit Kotlinë, Doganaj dhe Glloboqicë të komunës së Kaçanikut.
Xhamia e Kaçanikut është një monument tejet i rëndësishëm kulturor dhe historik për Kaçanikun dhe rrethinën e tij.Xhamia është ngritur në vitin 1594 nga veziri i Perandorisë Osmane, Koxha Sinan Pasha, shqiptar nga Topojani i Lumës i cili sipas Dr.Hasan Kaleshit,,Koxha Sinan Pasha ka vdekur në vitin 1596'' duke lënë pas vetes një pasuri përrallore. Xhamia e Kaçanikut është bukuroshja e këtij qyteti historik e ngritur përballë Kalasë së pamposhtur me një distancë nga njëra tjetra prej 86 metrave të cilat i ndanë lumi i rrëmbyeshëm i Nerodimës dhe Ura e Konakut.
Xhamia ka një gjatësi prej 18.50 m. si dhe një gjërësi prej 13.70 m. Muret e sajë kanë një gjerësi mbi 1 metre dhe

përgjatë murit të brendëshëm janë të vendosura dollapët ku mund të falën lirisht dy persona.Krahas mihrabit dhe minberit,kjo xhami ka edhe çursinë.
Xhamia përreth hymjes qëndrore ka edhe hajatet për falje,ndërsa xhamia është e rrethuar me një murë të vjetër aq sa është edhe xhamia dhe pesë herë në ditë ftohen besimtarët për namaz dhe shpëtim.
Xhamia e Kaçanikut është xhamia më e vjetër në rreth dhe mund të themi se është ,,nëna'' e xhamive të tjera të komunës së Kaçanikut,Hanit të Elezit e më gjërë.Në vitin 1994 u kremtua solemnisht 400 vjetori i sajë dhe është një fat tejet i madh që ky monument historik e kulturor i shpëtoi shkatërruesve serb.
Autori E. Osmani në nr.61 të revistën fetare ,,Dituria Islame'' të vitit 1994, shkruan se ,, Të rrallë ishin besimtarët, që dinin se Gryka e Kaçanikut e ruan me besnikërinë më të madhe, xhaminë e vjetër më se 400 vjet duke shtuar se me 15 shtator 1994 u tubuan ulema, shkencëtarë, të rinjë e të reja,udhëheqës politik si dhe xhematë nga shumë anë,për ta kremtuar 400 vjetorin e kësaj xhamie.''
Krahas xhamisë së ngritur në vitin 1594,ngritet edhe mejtepi i cili po sipas E. Osmanit,,ka të dhëna të sigurta se talebet[nxënësit] e mejtepit të Kaçanikut kanë studiuar në shkollat më të larta fetare të Perandorisë dhe madje kanë qenë edhe mësimdhënës në Universitetin e Stambollit duke shtuar se mbishkrimi që gjendet edhe sot në varrezën e një kaçanikasi në xhaminë Fatih të Stambollit, e vërteton bindëshëm këtë konstatim''
Në oborrin e xhamisë së Kaçanikut,deri vonë kanë ekzistuar dy varre,imam që kanë punuar një periudhë të caktuar kohore pranë kësaj xhamie ku sipas dëshmisë së Dr.Musli Verbanit,kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame në Kaçanik, zhvarrimi i tyre është bërë pas lufte[2000] dhe mbishkrimet

në pllakat mbivarrore janë të vitit 1210 hixhri dhe emrat e të vdekurve janë: Mahmud dhe Isak dhe të njejtit sot gjenden në pjesën hyrëse të varrezave të qytetit të Kaçanikut, përkatësisht në anën e djathtë të tyre dhe gurët kanë një gdhendje dekorative specifike.



*Xhamia e Kaçanikut e ndërtuar në vitin 1594*

## Xhamia e Tearcës

Krahas hulumtimit të xhamisë së Kaçanikut,në hulumtim të historikut të xhamive të trevës së Hanit të Elezit,vizituam edhe xhaminë e Tearcës në Tetovë, pasiqë kujtesa popullore thotë se :

„ Xhamia e parë e ndërtuar në këtë rreth është ajo e Kaçanikut, e dyta është e Tearcës, ndërsa e treta është xhamia e fshatit Kryenik'',andaj edhe hulumtimi i xhamisë së Tearcës u bë i domosdoshëm.

Në monografinë „Tearca zëri që tronditi Xhakartën'' të autorit Servet Qamili,botuar në Tetovë në vitin 2008, autori në fq.14 të këtij libri thotë se„sa i përket xhamisë së fshatit Tearcë, sipas shënimeve me shkrim që ruhen në Myftininë e Tetovës, rezulton se ajo është ndërtuar në vitin 1678 ''





*Pamja e jashtme dhe e brendshme e Xhamisë së Tearcës, foto e datës 23.3.2009*

Nga shënimet e skalitura në minaren e gjatë 20 metra të xhamisë së Tearcës mësojmë se deri më tani ky objekt fetar ka pasur dy renovime, atë të vitit 1904 dhe i fundit në vitin 1988,por këtij objekti në minarenë e saj i mungon viti i ndërtimit të parë dhe se kjo xhami është në mbrojtje të shtetit  maqedonas si objekt i vjetër kulturor.Xhamia përkundër lashtësisë së saj është në gjendje të mirë. Renovimet nëpër kohë sikur ia kanë shtuar jetëgjatësinë këtij tempulli.Muret e kësaj xhamie kanë një gjerësi prej afro 90 cm dhe nëpër mektepin dhe medresenë e kësaj xhamie kanë kaluar  gjenerata të tëra.




*Mihrabi dhe dera e xhamisë,Tearcë*

**Historiku i xhamisë së fshatit Kryenik**

Gjashtë km larg Hanit të Elezit, duke kaluar përmes fshatit Seqishtë, arrinë në fshatin Kryenik i cili si zonë kadastrale përfshinë një sipërfaqe prej 1.227 ha.89 ari e 15 m.Është një vendbanim i tipit të grumbulluar,njëkohësisht i vjetër dhe kufizohet në veri me fshatin Guranë,në jug me fshatin Greçan, Sillare e Nikishtan, në perëndim me fshatin Radushë, ndërsa në lindje me fshatin Seqishtë. Kryeniku sot, bënë pjesë në fshatrat që kufizohet me fshatrat shqiptare të Republikës së Maqedonisë, ndërsa në të kaluarën banorët e këtij fshati kanë komunikuar dendur jo vetëm me fshtrat që i përmendëm,por edhe me rrafshin e Pollogut dhe Shkupin si kryeqendër e Dardanisë së lashtë dhe si kryeqytet i Vilajetit të Kosovës.

Tanimë është mëse e qartë se xhamia më e vjetër në komunën e Hanit të Elezit është ajo e fshatit Kryenik dhe kjo vërtetohet nga kujtesa e trashëguar popullore duke saktësuar në të njetën kohë se xhamia e Kryenikut është e treta në rreth pas asaj të Kaçanikut dhe Tearcës dhe se kjo xhami është ndërtuar sipas modelit të xhamisë së Tearcës, por me një minare të vogël nga dërrasat.Kjo kujtesë popullore e përcjellur nga brezi në brez nga banorët e këtij fshati se xhamia e Kryenikut është e treta në rreth është shëndërruar në fakt, andaj kur vizituam xhaminë e Tearcës, përkundër renovimeve e rindërtimeve që janë bërë nëpër shekuj ke mundësinë të gjesh elemente të përbashkëta ndërmjet xhamisë së Tearcës dhe asaj të Kryenikut sidomos pjesën hyrëse të xhamive, përkatësisht holin që lidhë pjesën hyrëse të jashtme të xhamisë me pjesën e brendshme të hyrjes për në hapsirën e faltores .

Duke iu referuar monografisë ,,Tearca…'' të autorit Servet Qamili krahas të tjerave,mësohet se xhamia e Tearcës është ndërtuar në vitin 1678. Se kjo xhami është ndërtuar në vitin

1678 na e vërteton edhe Dr. Metin Izeti, ligjërues i lëndës së Akaidit në Fakultetin për Studime Islame në Shkup dhe Prishtinë. Identifikimi i vitit të ndërtimit të xhamisë së Tearcës,padyshim se lehtësoi edhe gjetjen e kohës përkatësisht të vitit se kur është ndërtuar xhamia e Kryenikut, andaj mendimi më i qëndrueshëm i ndërtimit të xhamisë në fshatin Kryenik është viti 1690, atëherë kur edhe u bë rindërtimi i shtëpive të djegura të këtij fshati nga lufta e shkaktuar turko-austriake,të cilën djegie në dritën shkencore e vërteton edhe Dr.Jusuf Osmani i cili thotë se :
„ Fshati Kryenik është djegur në vitin 1690 gjatë luftës austro-turke,por rindërtohet përsëri''.Kur krahasojmë vitin e ndërtimit të xhamisë së Tearcës 1678 dhe ate të Kryenikut 1690,diferenca e ndërtimit të këtyre xhamive është vetëm 12 vite dhe kjo diferencë argumenton kujtesën e brezave të banorëve të këtij fshati se xhamia e Kryenikut është ndërtuar pas xhamisë së Tearcës.
Krahas xhamisë së fshatit Kryenik,në këtë fshat ka funksionuar edhe mejtepi i cili prishet në vitin 1966,atë vit kur edhe u rindërtua xhamia, ndërsa në themelet e mejtepit ngritet shkolla.
Mejtepet si në Kryenik, Seqishtë, Guranë dhe Paldenicë kanë luajtur rolin e shkollave fetare ku besimtarët kanë mësuar shkronjat për leximin e Kur`anit, Hadithin dhe shkencat e natyrës. Krahas kësaj, mejtepi ka shërbyer edhe si vendtakim i të gjithë fshtarëve për ndonjë organizim shoqëror,ndërsa pas Luftës së Dytë Botërore mejtepet dhe xhamitë e trevës sonë kanë shërbyer edhe si shkolla shqipe.Fatkeqësia është se pak është shfrytëzuar kujtesa e subjektit njeri,ku siç thotë një proverb afrikan „kur vdes një i moshuar është djegur një bibliotekë'' e për shqiptarët ky proverb ka pasojën e dyfishtë, sepse në mungesë të

arkivave, sot mungojnë të dhënat konkrete rreth historikut të këtyre mejtepeve dhe jo vetëm të tyre.
Sipas rrëfimit të Setki Thaçit,imam aktual në Han të Elezit, dhënë autorit dhjetë vite më parë mësojmë se xhamia e Kaçanikut në vakëfin e saj kishte Doganajt,Vratnicën,Malin e Gështenjave dhe Valavicat e Bollovishtës,ndërsa vakëfi i xhamisë së Kryenikut në atë kohë kishte një hapësirë prej 12 hektarësh duke shtuar se xhamia e vjetër ishte e ngritur nga guri gjerësia e të cilit ishte 1 metër dhe në hyrje të xhamisë ishte i gdhendur viti i ndërtimit,por kur në vitin 1966 u ngrit xhamia e re nga pakujdesia humbi guri, andaj edhe është eliminuar një e dhënë shumë konkrete për këtë xhami,rrëfen ai.

## Imamët që punuan në xhaminë e fshatit Kryenik

,, Një njeri s`është i zoti për të gjitha dhe një tokë s`prodhon ç`do gjë'' thotë Frang Bardhi, andaj në rrjedhë të kësaj maksime të shekullit XVII, për të zbardhur hoxhallarët që kanë punuar në xhaminë e fshatit Kryenik u detyruam që të shfrytëzojmë kujtesën popullore dhe nga shumë burime,por edhe të Zelqif Thaçit, Setki Thaçit, Veli Thaçit, Hamdi Thaçit, Ferid Thaçit, Fejzulla Krasniqit, Metulla Berishës dhe na bëhet e ditur se imamët që mbahen mend që kanë punuar në xhaminë e Kryenikut janë:

| Mulla Rama nga Dibra ose nga Prizreni |
|---|
| Mulla Selimi vëllau apo djali i tij |
| Mulla Llaha prej Kryenikut |
| Mulla Hazizi prej Budrikës së Gjilanit |
| Mulla Mehmeti prej Shkupi |
| Mulla Ilmiu prej Përshevci ,Tetovë |
| Mulla Abdurrahmani prej Tetovës |
| Mulla Hetemi prej Sllatinës së Lepencit |
| Mulla Ahmeti prej Shkupit |

| |
|---|
| Mulla Salihi prej Shkupi |
| Mulla Avdyli prej Bitisë së Epërme |
| Mulla Jakupi nga Dubrava e Kaçanikut |
| Haxhi Gani Krasniqi,Kryenik |
| Mulla Setki Thaç,Kryenik |
| Mulla Avdullah Kuka,Seqishtë |
| Mulla Hasani i Hasallarëve |
| Haxhi Gani Krasniqi,Kryenik |
| Haxhi Sadik Krasniqi,Kryenik |
| Haxhi Fejzullah Krasniqi,Kryenik |
| Shyqeri Thaçi,Kryenik,aktualisht falë vetëm Xhumatë |

Se prej nga ishin dhe çka ishin ndërmjet vete Mulla Rama dhe Mulla Selimi,ka dy lloj mendimesh.Mendimi i parë është se ata ishin babë e birë dhe se ishin nga rrethina e Dibrës, ndërsa mendimi i dytë është se ata ishin vëllezër dhe se ishin nga rrethina e Prizrenit.



*Mulla Llaha*
*1874-1969*



*Haxhi Gani Krasniqi*
*1928- 1989*

Në hulumtim të mbishkrimeve mbivarrore që bëra në këtë fshat me datën 29 janar 2009,krahas shumë mbishkrimeve të tjera veçova këto vite të mbishkrimeve: 1291,1260,1288,1118,1278,1244,1299,1202,1240,1200,1305,128 01209,1208,1219,1220,1215,1295,vite këto të hixhretit dhe mbishkrimi më i vjetër që e dallova gjatë këtij hulumtimi është ai i vitit 1118, pra 1706 gregorian.Varrezat e fshatit Krivenik shtrihen në anën veri-perëndimore të fshatit dhe të njejtat ndahen në tri grupime:Varrezat e Lecëve,Thaçëve dhe Shtrezjanëve dhe kur Mulla Llaha kishte hulumtuar varrezën më të vjetër në fshatin Kryenik,ka deklaruar se ,, Varri më i vjetër është në varret e Lecve me vjetërsi prej 300 vjetëve'' deklaron Setki Thaçi

Ndërsa Ferid Thaçi, duke dëshmuar të njejtën, përcjellë kujtimin e babait të tij Aqifit, i cili duke u kthyer nga mulliri bashkë me Llahën në vitin 1950 ose 1951 kur arrijnë te varret, Mulla Llaha i ka thënë djalit të tij Aqifit se ,,ky varr afër Lisit të Madh qenka i vjetër 300 vjet dhe emri i të vdekurit është Ramadan''.Sot gjurmët e këtij varri janë afër lisit në rrugën që shkon nga Kryeniku për Radushë,por mjerisht mbishkrimi nuk ekziston.Në rrjedhë të deklarimit të Mulla Llahës konkuldojmë se varri me mbishkrim më të vjetër në fshatin Kryenik është ai i vitit 1650.

Hajrullah Hajdin Thaçi,ndryshe i njohur si Mulla Llaha, është i lindur në vitin 1874 në Kryenik,ndërsa ka vdekur në vitin 1969. Mulla LLaha pas kryerjes së Medresesë së Shkupit,shkoi në Stamboll dhe vazhdon mësimet dhe ishte njohës i mirë i gjuhës turke përkatësisht osmanishtes së vjetër.

Mulla Llaha,thotë i biri i tij 70 vjeçar haxhi Veli Thaçi,ka jetuar 95 vjet dhe ka vdekur gjatë haxhit në Medine në vitin 1969.Mësimet e para fetare Mulla Llaha i ka prej Mulla Selimit në Kryenik një hoxhë shumë i zgjuar dhe që e ka

dashur shumë Mulla Llahën. Pas përfundimit të mësimit te hoxha i fshatit,për 4 vjet me radhë Llaha i ndjek mësimet në medresenë „ Isa Beu ′′ në Shkup, ndërsa 6 të tjera në Stamboll.
Siç kujton Veli Thaçi,nga të thënat e babai i tij Mulla Llaha,xhamia e Kryenikut për nga lashtësia është e treta në rreth pas asaj të Kaçanikut dhe Tearcës.Kjo xhami është ndërtuar nga lënda e gurit dhe ka pasur një minare të vogël nga dërrasat.Muret e saja ishin rreth 1 m. dhe kishte dy dritare në anën e poshtme dhe dy të tjera në anën e epërme.
Kur Mulla Llaha ishte imam në fshatin Seqishtë[1902],imam i xhamisë në Kryenik ishte Mulla Selimi e kur vdiq Mulla Selimi për imam të xhamisë në Kryenik erdhi Mulla Llaha dhe meqenëse nuk kishte xhamia tjera në rreth,faljen e namazit të xhumasë dhe Bajramit bëhej edhe nga xhemati që vinin prej Seqishtës,Rezhancës dhe vendeve të tjera.Kjo xhami ka pasur edhe Mejtepin,aty ku është objekti i shkollës së vjetër,kujton haxhi Veli Thaçi,duke këmbëngulur në deklarimin e tij se guri i cili shkruan për vitin se kur është ngritur kjo xhami është në murin e xhamisë, përkatësisht në anën e majtë të objektit rreth 2 metra nga lartësia e tokës. Nëse gjatë kohërave bëhet një restaurim i kësaj xhamie, gurin duhet kërkuar në parametrat e shënuara.
Një dëshmi tjetër që ne detyrimisht duhet t`i referohemi përsëri është ajo e Mulla Llahës. Kur në vitin 1966 është rindërtuar xhamia e re,në vend të së vjetrës, Mulla Llaha ka thënë se „ xhamia që u prish ishte e vjetër rreth 300 vjet′′
I pyetur për trungun familjar të tij, ai thotë se:
Velia është i Llahës,Llaha është i Hajdinit,Hajdini është i Rexhepit, Rexhepi është i Velisë, Veliu është i Hajrullahut,Hajrullahu i Asllanit, Asllani i Ramadanit, Ramadan i Hajrullahut.

Nga Ferid e Bedri Thaçi mësojmë se viti se kur është djegur njëherë tjetër fshati është i shkruar në gurin e mashnës[plemës] së Orhanit dhe bartë vitin 1715 ose 1775 të cilin shkrim e ka shkruar Mulla Llaha.Djegëja e pjesëshme e këtij fshati ka ndodhur edhe në vitin 1919 dhe kjo ka ndodhur sa ka qenë gjallë Llaha,por dilemat janë në vitin e shkruar në gurin e mëposhtëm.Sipas të gjitha gjasave ky vit ka të bëjë me një djegëje të mëparshme të fshatit për të cilën Llaha e përcjellë nga brezat e shkuar.



*Gdhendje në gurë e Mulla Llahës si dëshmi për djegien e fshatit Kryenik*



Autori me tefsirin e gjetur në bibliotekën e Mulla LLahës

Libër [Tefsir] osmanisht i ruajtur në bibliotekën e Mulla Llahës i vitit 1234 hixhri që  domethënë i vitit 1819. Libri është ende i qëndrueshëm, kopertinat i ka të trasha dha ka 426 faqe.Libri ka një vjetërsi prej 196 vjetëve,pra të dy shekujve.Fjalitë në këtë Tefsir, janë të shkruara me ngjyrë të zezë dhe nëse të bien pika uji mbi sipërfaqen e letrës,shkronjat shlyhen. Faqja e tekstit është e kornizuar me ngjyrë të kuqe,ndërsa në faqen e fundit të këtij libri është shkruar viti 1234 hixhri pa asnjë koment tjetër dhe nuk mund të dimë se ku është botuar.Është libri më i vjetër i zbuluar gjeri më tani në trevën e Hanit të Elezit.Ky libër tani është në pronësi të djalit të Mulla Llahës,haxhi Veli Thaçit.
Libri apo Tefsiri i shkruar në gjuhën osmane është botuar 55 vjet para se të lind Mulla Llaha, andaj supozojmë se ky libër mund të jetë i trashëguar nga Mulla Selimi i cili ka qenë mësues fetar i Mulla Llahës.

Fshati Kryenik gjatë historisë,është djegë e pjekur siç e pamë disa herë.Vetëm në Bugar të Parë në Kryenik u vranë 11 vendas,thotë Setki Thaçi,ndërsa në kohën më të re, fshati Kryenik  sulmohet me granata nga ana maqedonase pikërisht me 29 mars 2001 gjatë konfliktit ushtarak në Maqedoni dhe për pasojë në këtë fshat gjetën vdekjen: Ilaz Thaçi, Baki Krasniqi, Raif Thaçi dhe gazetari Kerem Lejton.
Sulmi me granata nga territori i Republikës së Maqedonisë në drejtim të fshatit Kryenik të Kosovës u bë me 29 mars 2001, ditën e enjte dhe pos katër të vrarëve , gjatë këtij sulmi u plagosën: Nuri Krasniqi,Sadik Krasniqi, Mendu Thaçi, Usref Thaçi, Besim Brava, Aqif Berisha, Besrim Krasniqi, ndërsa granatohen shtëpitë e Asllan Thaçit, Zelqif Thaçit, Vebi Thaçit, shkolla, xhamia,…
Gjatë luftës çlirimtare të Kosovës,shumë banorë të këtij fshati iu bashkangjitën radhëve të UÇK-së në Puset e Nikës.Është me rëndësi të ceket se në këtë fshat gjatë vitit

1999 ishte e stacionuar një pjesë e ushtrisë dhe policisë serbe ndaj së cilës, njësiti komando i Brigadës 164 ,,Gafurr Loku''e UÇK-së organizon një sulm tejet të fuqishëm mbi forcat pushtuese duke u shkaktuar humbje të konsiderueshme njerëzore dhe në teknikë luftarake.Në vitin 2008 është bërë edhe asfaltimi i rrugës në këtë fshat i cili do të ndikoj drejtpërdrejt te banorët e këtij fshati që të mos migrojnë në afërsi të  Hanit të Elezit.



*Foto: fshati Kryenik para lufte*



*Pllakë përkujtimore për të rënët e 29 marsit 2001*

## Historiku i xhamisë së fshatit Seqishtë

Në rrjedhë të hulumtimit të historikut të xhamive të trevës së Hanit të Elezit,padyshim se një vend meritor merr edhe xhamia e fshatit Seqishtë e cila vjen pas xhamisë së Kryenikut.Nga deklarata e marrur para lufte nga tani i ndjeri Haxhi Hasip Shkreta, na bëhet e ditur se xhamia e Seqishtës si objekt shoqëror është ngritur që në kohën e pushtimit turk, pra në vitin 1902 „ tri vite para se të kisha lindur unë" ka dëshmuar Hasip Shkreta duke shtuar se „xhamia ishte e ndërtuar nga lënda e gurit me mure të trasha dhe kishte një minare të vogël".



*Haxhi Hasip Shkreta*
*[ 1905-2002]*



*Haxhi Elham Kalisi*

Mendimin e dhënë të haxhi Hasip Shkretës se xhamia është ngritur në vitin 1902 e konteston haxhi Elham Kalisi[1939] i cili thot se në vitin 1902 xhamia e Seqishtës vetëm se është rindërtue mbi themelet e së parës dhe është bërë lyerja dhe se Mulla Llaha krahas rindërtimit të xhamisë ka ngritur edhe minaren,ndërsa vetë xhamia si objekt është shumë e vjetër dhe vjen pas xhamisë së Kryenikut,thot Elhami.Kur

kishte lindur babagjyshi im Tahiri [1856-1916], xhamia veç kishte ekzistuar këmbëngulë Elhami dhe se trollin për xhami e kishte falur Selim Shkreta i parë.I pyetur për zingjirin gjenealogjik të familjes, Elham Kalisi thot se unë jam i Mejdiut,[1907-1990]Mejdiu është i Tahirit,Tahiri është i Hazizit,Hazizi është i Musës,Musai është i Hazizit.
Rjedhimisht nga kjo konstatojmë se në vitin 1856 kur ka lindur Tahiri xhamia në fshatin Seqishtë ka ekzistuar.Në rrjedhën e rrëfimit të tij, Elham Kalisi e jep edhe një të dhënë tjetër duke thënë se organizator i punës për ndërtimin e xhamisë kishte qenë Mirtë Shkreta dhe duke hulumtuar trungun e këtij të fundit konstatojmë se Ismaili i sotëm i lindur në vitin 1931, është i Pajazitit,Pajaziti është i Qamilit,Qamili është i Mirtës.Në mungesë të fakteve konkrete, edhe në këtë rast kërkojmë llogartijen matematikore dhe nëse supozojmë se diferenca ndërmjet prindit dhe djalit është mosha 35 vjeçare,zbresim në vitin 1829 ku mendohet të jetë ngritur xhamia për herë të parë në fshatin Seqishtë. Duke pasur parasysh faktin tjetër se kur është rindërtuar xhamia në vitin 1902,Mirta ka qenë në moshë të shtyer dhe s`ka pasur fuqi fizike të ndihmoj dhe duke parasysh edhe këtë fakt,mendojmë se viti 1829 është viti më i përafërt i ngrtijes së xhamisë në këtë fshat. Haxhi Elham Kalisi,njëkohësisht këmbëngulë se në xhaminë e fshatit Seqishtë ka punuar edhe Mulla Selimi i Dibrës i cili më vonë ka qenë imam në fshatin Kryenik dhe gjatë kohës kur është ridërtuar xhamia,falja e namazit të xhumasë është bërë në fshatin Kryenik.
Mendime po thuajse të njejta i kemi edhe nga Ismail Shkreta [1931] i cili ka mësuar nga të parët se Mirta kishte qenë ushtar turku  në Jemen dhe atje ka qëndruar rreth tri vite ku edhe e mëson mirë gjuhën turke.Kur kthehet në atdhe Mirta, merret inciativa nga bashkëfshatarët për të ndërtuar

një xhami dhe për këtë qëllim Mirta shkon në rrethinën e Tetovës dhe kërkon mjete vullnetare dhe me këto tëholla dhe kontribute të tjera të bashkëfshatarëve ndërtohet xhamia në fshatin Seqishtë ashtu siç u përmend më lartë në trollin e Selimit i cili edhe pse vdes, fjalën e burrit për dhënien e trollit për xhami e realizon gruaja e tij.
Në vitin 1902 është bërë rindërtimi i xhamisë ku edhe i ngritet minarja rrëfen Ismail Shkreta duke shtuar se në këtë kohë Mirta kishte qenë në moshë të shtyer dhe mjetet materiale për ndërtimin e xhamisë i kanë siguruar nga prerja e vakëfit ndërmjet Greqanit dhe Seqishtës, kujton plaku Ismail tanimë 78 vjeçarë.
Në rrjedhë të kujtesës historike e cila është përcjellur nga brezat e mëparshëm te brezat e mëpasëm,të cilën kujtesë e futëm në hulumtimin e metodës krahasuese dhe matematikore,na bëjnë që të besojmë se xhamia në fshatin Seqisht është ndërtuar për herë të parë në vitin 1829 dhe shterrohen faktet tjera për të depërtuar më thellë në histori.
Është më rëndësi të ceket se edhe te ky fshat krahas xhamisë ka ekzituar mejtepi dhe nuk e dimë vjetërsinë e tij dhe pas përfundimit të Luftës së Dytë Botërore, mejtepi i kësaj xhamie është përdorur si objekt për zhvillimin e procesit edukativo-arsimor deri në vitin 1968.
Një karakteristikë tjetër që e përshkruan këtë fshat është numri jo i vogël i mbiemrave si: Kuka,Shkreta,Kalisi,Fida,Dibrani,Luri,Preni,Bushi,etj, ndërsa gjatë luftës për çlirimin e Kosovës,një pjesë e madhe e të rinjëve të këtij fshati ka dhënë kontribut meritor,duke qenë njëkohësisht vijë furnizuese me armatim dhe njëkohësisht ushtarë të UÇK-së në vijat e frontit. Në hulumtimin e mbishkrimit më të vjetër të gurëve të varreve, të cilin e ka bërë prof.Mehmet Kalisi në vitin 1997,mësojmë se mbishkrimi i vitit 1209 [hixhri] është mbishkrimi më i vjetër në këtë fshat,pra i vitit

1794 gregorian, në të cilin mbishkrim shkruan se Muhamedi ishte i biri i Osmanit.
Gjithnjë në fokus të temës që trajtojmë,imamët që punuan në këtë xhami sipas burimeve të ndryshme si të Haxhi Hasip Shkretës,Ismail Shkretës ,Elham Kalisit,Haxhi Vahid Kalisit, janë:

| Mulla Selimi prej Dibrës |
|---|
| Mulla LLaha prej Kryenikut |
| Mulla Fejza nga Dibra 38 vjet me radhë |
| Mulla Zelfia, djali i Mulla Fejzës |
| Mulla Baftiu prej Ferizajt |
| Mulla Hysa prej Tetovës |
| Mulla Jakupi prej Dubravës 10-12 vjet |
| Mulla Hakiu prej Preshevës 19 vjet |

Ndërsa nga viti 1981 e këtej për imam në fshatin Seqishtë është vendasi Mulla Avdullah Kuka.
Në vitin 1988 rindërtohet xhamia e re,meqenëse ajo e vjetra nuk i plotësonte nevojat e qytetarëve.





*Imami aktual i xhamisë,Avdullah Kuka*

**Xhamia në Lagjen e Re**

Shtimi natyror i popullsisë në fshatin Seqishtë si dhe migrimi i banorëve të fshatrave për rreth,dalëngadalë filluan ta mbulojnë fushën me shtëpia dhe me kalimin e kohës është krijuar një vendbanimi të cilën e pagëzuan me emrin Lagje e Re.

Nevoja që kjo Lagje të ketë një xhami bëri që më 25 korrik 1994 të vendoset gurthemeli i xhamisë me një gjatësi 11X17 m dhe një bodrum prej 7X11 m.

Kjo xhami krahas karakteristikave të tjera ka katër minare të vogla me një lartësi prej 5 metrave e mbi të gjitha është xhamia e parë që arbeskat në hapsirën e xhamisë janë të shkruar në gjuhën shqipe.

Imamët që kanë punuar pranë kësaj xhamie janë:

Hfz.Hasan Hasallari

Hfz.Bajrush Imishti

Xhemil Ballazhi,Lagja e Re,orientalist

Prof.Muhamet Suma nga fshati Dimcë ,

Dhe aktualisht Prof.Nusret Shiti,nga fshati Dimcë



*Çaste nga vendosja e gurthemelit të xhamisë në Lagje të Re,1994*



*Hfz.Hasan Hasallari i vrarë nga minat serbe në qershorin e vitit 1999, gjatë një ore mësimore në mësimin e Kur`anit*

Duke u shfaqur nevojat për faljen e taravive gjatë ramazanit dhe ditëve të xhuma, banorët e fshatit Meliq me vetkontribut kanë ngritur një objekt për falje dhe imam në xhaminë e improvizuar të këtij fshati është djali i Mulla Hasanit,prof.Arif Hasallari.



*Pamje nga  Fabrika e çimentos e vitit 1973*

## Xhamia në fshatin Guranë

Fshati Guranë është 8 km nga qytetëza e Hanit të Elezit,njëherit fshati më i largët i kësaj komune. Gurana si vendbanim përmendet në dokumente të ndryshme dhe numri i shtëpive të këtij fshati është pasqyruar në pjesën e parë të këtij libri.

Në hulumtim të historikut të xhamisë dhe mbishkrimeve mbivarrore në fshatin Guranë vizituam plakun më të moshuar të këtij fshati haxhi Haki Lusnjani i lindur në vitin 1923 dhe nga ai mësuam se xhamia e këtij fshati daton që nga koha e sundimit turk.Ai tha se „ gjyshi i tij Zeneli i ka thënë babait tim Bexhetit se xhamia e fshatit Guranë është e kohës së turkut dhe kjo xhami i përket afërsisht vitit 1850 dhe Mulla Latifi ka qenë imam i kësaj xhamie,duke shtuar se edhe para Latifit ka qenë edhe një hoxhë tjetër por që emri i tij nuk i kujtohet dhe se mejtepi është i vjetër po aq sa është xhamia''.

Në rrjedhë të historikut të xhamisë së fshatit Guranë haxhi Veli Thaçi përcjellë edhe një dëshmi tejet të rëndësishme ku thotë se gjyshi im Hajdini i ka thënë babait tim Mulla Llahës e ai më ka treguar mua se 15 vjet para se të jetë lindur Mulla Llaha është ndërtuar xhamia e fshatit Guranë.

Në anën tjetër na bëhet e ditur se tokën për ndërtimin e xhamisë e ka falur Muharremi i parë i cili supozohet të jetë i lindur kah viti 1802,andaj edhe mesataren e mundshme se kurë ka qenë e mundur të ngritet xhamia në këtë fshat, morëm vitin 1850 duke u mbështetur edhe në argumentin tjetër të vdekjes së Mulla Latifit në vitin 1874.



*Foto: Imami i xhamisë së fshatit Guranë, Mahi Lusnjani dhe autori i librit gjatë hulumtimit në oborrin e xhamisë*

Vet ekzistimi i varrit të Mulla Latifit në oborrin e xhamisë i vdekur në vitin 1291 hixhri, që domethënë i vitit 1874 në vitin Gregorian, është një e dhënë e pakontestueshme e ekzistimit të xhamisë që në atë kohë dhe nga kjo kuptojmë se xhamia e Guranës është e treta në radhë pas asaj të Kryenikut dhe Seqishtës.

Gjithnjë duke u mbështetur në kujtesën popullore të banorëve të këtij fshati,mësohet se Imam të tjerë që punuan pas Mulla Latifit janë:

Mulla Fehmiu prej Kaçanikut
Mulla Avdia prej Guranës
Mulla Hasipi prej Guranës
Mulla Neziri prej Guranës
Mulla Ahmeti prej Tetovës
Mulla Musa prej Tetovës

Mulla Xhaviti prej Guranës
Mulla Afeti prej Guranës
Mulla Nafiu prej Tetovës
Mulla Garipi prej Tetovës
Mulla Llukmani prej Tetovës
Mulla Imeri prej Tetovës
Mulla Jaha prej Tetovës
Mulla Murati prej Tetovës dhe aktualisht,
Mulla Mahia prej Guranës
Imami i këtij fshati Mulla Avdiu,vritet me djalin e tij dhe katër bashkëfshatarë tjerë nga serbët në vitin 1919.Ata vriten pabesisht në afërsi të fshatit Rogoqevë të Jazhincës dhe për këtë ngjarje të dhembshme flasin të gjithë të moshuarit,ndërsa në renditjen kronologjike të imamëve që punuan pranë xhamisë së fshatit, shfaqin dilema te Mulla Fehmiu se a vjen menjërend pas vdekjes së Latifit apo vie më vonë.

Gjithnjë në hulumtimin e historikut të xhamisë ,ne vizituam edhe varrezat e këtij fshati të cilat gjenden në pjesën veriore të fshatit,një dëshmi tjetër se këto varre janë të vjetra,për të cilat flet pamja e tyre,mirëpo meqenëse ne kërkuam mbishkrimet që të na e dëshmojnë lashtësinë e jetesës në këtë fshat , i veçuam këto vite të mbishkrimeve: 1202,1276,1204,1210,1224,1209,1266,1203,1215,1225,1226,1321,1320,1300,1254,1280,1218,1267,1265 dhe mbishkrimin më të vjetër në këtë fshat e kemi ate të vitit 1202 hixhri i cili i konvertuar në vitin Gregorian do të thotë viti 1788 dhe në rrjedhë të kësaj konstatojmë se varrezat muslimane janë shumë më të vjetra se xhamia dhe ky fakt përshkruhet edhe në fshatrat tjera të trevës sonë.

Në rrjedhë të hulumtimit të trungut gjenealogjik të Mulla Latifit ne kontaktuam Daut Kaloshin[1943] i cili tha se:

Dauti është i Ismailit,Ismaili është Islamit,Islami është i Halilit,Halili i Latifit dhe Latifi është i Jakupit.
Të njejtën pyetje ia parashtruam edhe imamit aktual të xhamisë i cili tha se Mulla Mahia është i Hakiut,Hakiu është i Bexhetit,Bexheti është i Zenelit,Zeneli është i Qahilit,Qahili i Zenelit dhe Zeneli është i Qahilit duke shtuar se Qahili axhë e ka pasur Vokën.
Krahas xhamisë,në fshatin Guranë ka ekzistuar edhe mejtepi i cili gjithashtu është i vjetër.Në mejtepin e xhamisë kanë mësuar talebet tona,thotë haxhi Hakiu.Në vitin 1930,mejtepin e xhamisë, serbët e shndërrojnë në shkollë.
Miqail Vila,duke u mbështetur në dëshminë e Tahir Berishës[83 vjeç] nga fshati Guranë,thotë se mejtepi është që nga koha e turkut,ndërsa rindërtimi i tij është bërë në vitin 1918.Pranë mejtepit të vjetër,pra të kohës së turkut, kanë mësuar babai i Tahirit,Hasani dhe Mulla Nezir Lusnjani,i cili ka qenë „hatib”për të cilin haxhi Hakiu thot se ka jetuar 115 vjet.
Xhamia e vjetër e vitit 1850 nuk ishte e madhe dhe kishte një minare të vogël nga dërrasat.Xhamia rindërtohet nga themeli, në vend të së vjetrës në vitin 1946 dhe këtë e pohojnë edhe Nefail Vila[72 vjeç],Haki Lusnjani,Daut Kaloshi,Mahi Lusnjani, e shumë të tjerë, ndërsa Shefket Lusnjani shton se pas lufte, më konkretisht në vitin 2006, është bërë vetëm fasadimi i saj.

**Historiku i Xhamisë së Vjetër në Han të Elezit**

Ndër xhamitë më të vonshme në trevën e komunës sonë është edhe xhamia e qytezës së Hanit të Elezit.Meqenëse aktualisht janë funksionale dy xhami,të parën e pagëzojmë me emrin Xhamia e Vjetër e cila është në afërsi të kazermës



së TMK-së,ndërsa e dyta është xhamia e Çarshisë e cila gjendet në qendrën e qytetzës.

Deri në vitin 1964 falja e namazeve është bërë e paorganizuar, nëpër shtëpia, ndërsa në vitin 1964 është blerë shtëpia e Xhevat Imishtit dhe e njejta është adaptuar si objekt xhamie. Imam i kësaj xhamie emërohet Mulla Sami Bushi i cili medresenë e kishte përfunduar në Shkodër, ndërsa pas LDB-së ,në vitin 1956 është torturuar rëndë nga UDB-a serbe dhe për pasojë ka qëndruar gjashtë javë i shtrirë në shtrat. Pranë kësaj xhamie Mulla Samiu ka shërbyer deri në vdekjen e tij në vitin 1981.

Pas vdekjes së Sami Bushit më 17.12.1981,nga viti 1982 e deri në vitin 1983 imam i kësaj xhamie ishte Selman Guri nga Nikajt e Kaçanikut,ndërsa nga 4 shkurti i viti 1983 e këtej imam i Xhamisë së Vjetër është Mulla Setki Thaçi.

Në vitin 1981 pikërisht në 4 marsin e atij viti vehet gurthemeli i xhamisë së re pasiqë hapsira e xhamisë së vjetër nuk i plotësonte nevojat e xhematlinjëve.Ndërtimi i kësaj xhamie bëhet në një afat të shpejtë falë dëshirës së qytetarëve dhe përurimi i saj bëhet në vitin 1982.

Zgjerimi i kësaj xhamie bëhet edhe në vitin 2001 falë donacionit të Komitetit të Bashkuar Kuvajtian.
Gjatë demonstratave për Liri e Demokraci që u zhvilluan në janarin e vitit 1990 edhe në Han të Elezit, policia serbe, krahas gjuajtjes nëpër shtëpitë e qytetarëve shqiptarë, gjuajnë edhe në minaren e xhamisë dhe këto gjurmë vërehen edhe sot.Viteve të 90-ta, bodrumi i kësaj xhamie ka shërbyer për aktivitete të ndryshme atdhetare si psh.takimet që mbanin partitë politike në njërën anë dhe aktivitetet humanitare që zhvilloheshin në anën tjetër dhe kjo nuk ka qenë as e lehtë as pa pasoja.



*Foto e vitit 1981 gjatë hapjes së themeleve të Xhamisë së Vjetër*



Ne shprehëm dëshirën që edhe ne t'i bashkangjitemi gëzimit të tyre dhe ata pranuan me gjithë dëshirë. Nuk vonoi shumë kohë dhe pikërishtë në ora 10, nga rruga kryesore u shmangën tri vetura dhe u drejtuan kah turma e njerëzve, neve kuptuam se këta qenkan ata musafirët e pritur. Kur iu afruan turmës së njerëzve veturat u ndalën dhe i pari doli Muftiu regjional H Jetish ef Bajrami e pas tij Shukri ef Mustafa kryetar i K B Islame në Ferizaj, Adem ef Hoxha imam dhe ref. fet. arsimor i K B Islame në Ferizaj, Qamil ef Koxha kryetarë i K B Islame në Kaçanik dhe H Feriz ef Vishi imam dhe kryetarë i Këshillit të shoqatës Ilmije në Kaçanik e të tjerë. Musafirët u pritën me duartrokitje frenetike nga të pranishmit, kurse mirëseardhje në këte mes u dëshiroi Abdyl Hasani sekretar i K B Islame në Kaçanik bashkë me kryetarin e Këshillit ndërtimor të kësaj xhamie — Shaqir Vilën. Pastaj musafirët e lartë u drejtuan kah themeli i xhamisë e vizituan dhe në ndërkohë u soll kurbani të të cilin e kishte dhuruar Pajazit Loku, kurse në emër të Zotit, xh. sh. e preu jakup Vila në vendin e mihrabit. Pas prerjes së kurbanit H. Milaim Loku i shtyrë në moshë por plot entuziazëm e shtyu kolicën me plot beton deri te vendi i mihrabit dhe lopatën ia dorëzoi Muftiut që ai të lëshojë lopatën e parë në këtë themel.

*Faksimil nga shkrimi në ,,Edukata Islame'' 1982 gjatë vendosjes së gurthemelit të xhamisë*





*Nga e majta: Setki Thaçi,imami aktual i Xhamisë së Vjetër dhe fotoja djathtas, Sami Bushi,imami i parë i Xhamisë së Vjetër*

Pas përfundimit të luftës,në këndin organizativ,statusor dhe struktural,krijohet edhe Këshilli i Bashkësisë Islame në Han të Elezit i cili është themeluar me 24 qershor të vitit 2000.Ky Këshill është themeluar me vendimin e Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe kryetar i këtij këshilli që nga themelimi është Mr.Musa Vila,ndërsa sekretar i Këshillit është prof.Nexhmedin Dernjani. Këshilli i Bashkësisë Islame të komunës së Hanit të Elezit, përkatësisht xhamitë e kësaj treve kanë edhe vakëfin e tyre të cilin e pasqyrojmë në mënyrë tabelare.

| | |
|---|---|
| Hani i Elezit **I** | 3.11 |
| Dimca | 3.93.98 |
| Dërmjaku | 9.57.46 |
| Kriveniku | 9.33.63 |
| Paldenica | 16.32.52 |
| Pusteniku | 49.92 |
| Rezhanca | 26.46.48 |
| Hani i Elezit **II** | 3.25 |
| Goranca | 3.33.90 |
| Seqishta | 4.30.64 |

## Xhamia e Çarshisë

Iniciativa për ndërtimin e kësaj xhamie është ndërmarrë që në vitin 2001,ndërsa është ndërtuar në vitin 2003 dhe gjendet në qendër të Hanit të Elezit.Xhamia e Çarshisë është e ndërtuar në vendin ku ishte stacioni policor në kohën e komunizmit sllav dhe kjo xhami ka një sipërfaqe prej 1200 metra katror.Invesitorët kryesor të kësaj xhamie kanë qenë Muslim Aid, Komiteti i Bashkuar Saudit dhe ai Kuvajtian, ndërsa minaren e kësaj xhamie me një gjatësi prej 47 metrave e ka ngritur me mjetet e tij vetanake haxhi Idriz

Imishti me të bijtë e tij në vitin 2006. Më gjerësisht shih „Dituria Islame'' nr.208/209, 2007

Për pesë vite me radhë imam i xhamisë së Çarshisë ishte Mr.Musa Vila,përkatësisht deri më 30 mars 2007 dhe pas këtij,për imam të kësaj xhamie emërohet prof.Muhamed Suma,ndërsa në kuadër të kësaj xhamie është edhe selia e Këshillit të Bashkësisë Islame.





*Xhamia e Çarshisë majtas dhe ajo e Guranës,djathtas*

## Xhamia e fshatit Rezhancë

Fshati Rezhancë gjatë shekujve nuk ka pasur një vend të vaçantë për falje kolektive,mungesë kjo edhe e shumë fshatrave tjera të trevës sonë.Për faljen e xhumasë,taravive

apo Bajrameve,banorët e këtij fshati kanë shfrytëzuar xhaminë e Kryenikut,Guranës e të Seqishtës,por ka pasur raste ku vetë banorët kanë gjetur imam për falje.
Xhamia si objekt daton pas LDB-së .Nga deklaratat e hoxhë Bajrush Imishtit,dhënë autorit para lufte mësojmë se xhamia në fshatin Rezhancë është ndërtuar në vitin 1952 dhe pranë kësaj xhamie  ka punuar Mulla Bajrush Imishti i cili ishte i lidur në vitin 1920.Mësimet e para fetare i mori në mejtepin e fshatit Guranë te Mulla Musa prej Tearcës së Tetovës dhe pastaj kalon në medresenë „Meddah'' të Shkupit e themeluar nga hfz.Ataullah Kurtishi.Me fillimin e Luftës së Dytë Botërore,medreseja mbyllet dhe Mulla Bajrush Imishti nga viti 1941-1943 mësimet i ndjek te hafës Ilmiu nga Përshevci i Tetovës.Meqenëse xhamia e ndërtuar nuk i



*Hfz.Bajrush Imishti gjatë një ore mësimore në mësimin e Kur`anit*

plotësonte nevojat e banorëve të këtij fshati gjatë viteve 1977/78 bëhet rindërtimi i saj,ndërsa në vitin 1996 bëhet meremetimi i dytë,deklarojnë Sali dhe Zemri Bajramaliu
Kjo xhami, pas daljes në pension të Bajrush Imishtit dhe vdekjes së tij, për imam që falë ditët e xhumaja si dhe teravitë gjatë muajit të shenjtë të Ramazanit është haxhi Enver Rexhallari.

## Hulumtimi i varrezave në fshatin Dërmjak

Fshati Dërmjak asnjëherë nuk ka pasur objekt të veçantë të xhamisë.Është i shtrirë në anën lindore të komunës së Hanit të Elezit dhe përndryshe njihet edhe si fshat i mullinjëve të shumtë ku mokra e tyre bluante bukën e gojës për banorët e këtij fshati dhe fshatrave për rreth dhe këtë mundësi e jepte rrjedha e rrëmbyeshme e rekës së Llokmës.

Dërmjaku si vendbanim ka një sipërfaqe prej 615 ha.20 ari,71 m dhe sipas Dr.Jusuf Osmanit ,,kryqi i kishës së këtij vendbanimi është dërguar në Vatikan dhe në këtë fshat është gjetur një statujë gruaje me madhësi 2m,që padyshim dëshmon për një vendbanim të vjetër të periudhës romake''

Ky fshat përmendet nëpër regjistrime të ndryshme turke sidomos ai i vitit 1452,1455,1468,1544 dhe në ate të vitit 1568 dhe po sipas Dr.Jusuf Osmani,,Vendbanimet e Kosovës-Kaçaniku '' faqe 91.] thuhet se ,,janë shënuar 32 shtëpi të krishtera e 1 muslimane''

Gjatë historisë ky fshat ka pësuar në forma të ndryshme.Nuk mund të mos e përmendim masakrën serbe të tetorit të vitit 1912 ku për pasojë u vranë 15 kryefamiljar të këtij fshati dhe në shenjë respekti për të rennet, në vigjilje të 28 nëntorit 2006, banorët e këtij fshati përuruan kompleksin përkujtues i ngritur me kontributet e tyre vetanake.

Gjatë masakrës serbe në fshatin Bllacë në nëntorin e vitit 1944,banorët e këtij fshati ishin strehues të Bllacës,ndërsa pas LDB-së,pasi u thye front i rezistencës shqiptare kundër pushtimit komunist jugosllav, nëpër këtë fshat kaloi edhe Brigada e atdhetarit Hysen Tërpeza.




*Pllakë përkujtimore për të rënët e 26 tetorit 1912 si dëshmi se masakrat serbe ndaj shqiptarëve nuk ishin vetëm në vitin 1999 por për një shekull të tërë.*




*Djathtas: Agush Curri përjetues i masakrës serbe të vitit 1912,ende i gjallë,gjatë momentit të përurimit të kompleksit në vitin 2006*

Fshati Dërmjak asnjëherë nuk ka pasur objekt të xhamisë,në mungesë të kësaj me 5 mars 2009 hulumtova mbishkrimet e gurëve të varrezave në këtë fshat, tani pothuajse i braktisur. I shoqëruar edhe nga Isa Shkreta, hulumtuam 21 pllaka varri prej të cilave veçuam këto vite në mbishkrime:
1767,1790, 1789,1796,1776,1806,1828,1898, 1890.
Mbishkrimin ma të vjetër e veçuam ate të vitit 1767,por dy varre më të rëndësishëm mbetën të pahulumtuara përshkak se pllakat e mbishkrimeve janë të vendosura thellë në dhe.
Karakteristikë e këtij hulumtimi është se në varrezat e këtij fshati kemi gjetur gurët mjaft interesant për nga forma e tyre të cilët nuk kemi pasur rastin t`i shohim në

hulumtimin e varrezave të trevës sonë,përkatësisht të komunës së Hanit të Elezit.





*Formë interesante e gdhendjes në gurë. Dërmjak,5.3.2009*

## Historiku i Xhamisë në fshatin Paldenicë

Kur vite më parë,në bashkë autorsi me prof.Emrush Dernjani, botuam librin monografik *Shkolla Popullore Shqiptare në fshatin Paldenicë* objektivi ynë ishte hulumtimi, ruajtja dhe përcjellja për te brezat e rinj të historikut të kësaj shkolle e cila jo vetëm që kishte dhe ka rolin shumë të madh si shkollë shqipe, por ajo ishte edhe pjesa e jetës sonë, pjesë e fëmijërisë dhe rritës sonë,…, pjesa e ëndërrave tona dhe mesazhi i këtij libri tanimë ka depërtuar thellë nëpër çdo shtëpi të fshatit dhe kjo përfundimisht na gëzon.

Në rrjedhë të motivit për të ndriçuar sa më shumë vendin se ku jetojmë,përkatësisht vendlindjen ku u lindëm e u rritëm dhe duke qenë i bindur se fshati,njëkohësisht edhe treva jonë, ka përplot periudha të pandriçuara gjatë historisë dhe brezat e rinj në vazhdim të rrugëtimit të tyre jetësor do të kërkojnë llogari për gjeneratat që nuk do të jenë më mbi dhe,shpreha dëshirën që krahas hulumtimeve të xhamive tjera të trevës sonë të hulumtoj edhe Historikun e Xhamisë së fshatit Paldenicë dhe nëpërmjet këtij Historiku të depërtojë në drejtim të mesjetës.

Në drejtim të këtij depërtimi, përveç konsultimit me subjektin njeri dhe shënimet që kam mbledhur një dekadë më parë, kemi konsultuar libra të autorëve të ndryshëm që kanë shkruar për këtë periudhë dhe për këtë vendbanim, shënimet e të cilëve mbështeten edhe në defterët turk. Si metodë pune kemi përdorur edhe trungjet familjare të këtij vendbanimi e mbi të gjitha kemi hulumtuar mbishkrimet në gurët e varreve si një faktografi dhe ky hulumtim ka dhënë rezultatet e tij, materie të cilin do ta lexoni në faqet e më poshtëm të këtij libri si dhe statistikat për këtë vendbanim që nga viti 1452 e këtej dhe në fund lexuesi ka mundësinë të krijoj një pasqyrë më të qartë historike për fshatin Paldenicë.

Vendbanimi Paldenicë,nëpër shënime statistikore të zbuluara deri më tani, mësohet se në vitin 1452 kishte 30 shtëpi dhe në rrjedhë të kësaj faktografohet si vendbanim, por nuk mund të themi se fshati Paldenicë nuk ka qenë si vendbanim edhe përtej këtij viti, përkatësisht atij shekulli.Këte e dëshmon Pllaka tejet e rëndësishme e zbuluar në lagjen e Demzenëve nga Zeqir Thaçi, në majin e vitit 1995 e cila Pllakë na zbret bindshëm në shekullin II ose III të e.s.

Mungesa aktuale e shënimeve arkivore turke dhe të tjera,nuk do të thotë se përfundimisht për këtë fshat ka

mbetur e errët edhe lashtësia ilire e kësaj ane.Një gjë është më se e sigurtë, Dardania ilire kalonte edhe nëpër pragjet e shtëpive tona dhe kjo dëshmohet krahas autorëve të tjerë edhe në shkrimet e monografisë së prof.Emrush Dernjanit *„Hani i Elezit me rrethinë"* si dhe të autorëve të tjerë që merren me studimin e kësaj natyre.

## Nëpër trungjet familjare

Padyshim se trungjet familjare paraqesin një të dhënë të rëndësishme studimore sepse nëpërmjet tyre rrëshqet në histori.Lëvizjet nëpër trungje,janë lëvizjet nëpër trungun familjar të gjakut dhe s`ka dyshim se të gjithë shqiptarët,pasi t`i kalojnë së numëruari disa breza, zbresin në një pikë të përbashkët si Bijtë e Abdullahut, që do të thot krijesa të Zotit. Këtë më së mirë mund ta shihni nëpër shënimet e Skënder Rizës, i cili iu referohet regjistrimeve turke, të cilat kur vijnë në pikën kur emrat e shqiptarëve nga besimi i krishterë kalojnë në ate islam, për t`u ndërprerë zingjiri gjenealogjik, këputen me emrin Abdullah.



*Haxhi Adem Dernjani*
*[ 1909 – 1998]*

Megjithate,më 4 gusht të vitit 1997, shfrytëzova kujtesën e plakut të urtë të këtij fshati haxhi Adem

Dernjani,tani i ndjerë dhe nga ai mësuam për trungun e familjes Dernjani,ndërsa nga të tjerët për trungun e familjes Çupi,familje këto themeluese të fshatit Paldenicë.
Haxhi Adem Dernjani ishte një plak i urtë dhe njëkohësisht një aktivist tejet i dalluar i fshatit.Me iniciativën dhe punën e palodhshme të tij ,në vitin 1976,1977 dhe 1978,rruga e fshatit u shtrua me gurë dhe me një fjalë kjo rrugë u bë e kalueshme,ndaj të cilit brezat në vazhdim i janë mirënjohës.
Në rrjedh të dëshmive të haxhi Adem Dernjanit kuptojmë se Seferi i sotëm është i biri i haxhi Ademit, haxhi Ademi është i Nesimit, Nesimi është i Ademit, ndërsa Ademi është i Sinanit dhe Sinani është trungu bazë mbi të cilin mbështeten familjet Dernjani, por kujtesa e sotme nuk ka fuqi të depërtoj më largë, më thellë në drejtim të mesjetës, përkatësisht përtej Sinanit. Sinani, pastaj dëgëzohet në degën e Imerëve, Abazëve, Rushitëve dhe Ademëve dhe kjo dëshmohet bindshëm edhe në trungun familjar të përpiluar nga Mevlud Dernjani.Sa për ilustrim,shkoqisim se familja e Rushitëve që rrjedhin nga trungu i Sinanit, sot jetojnë në Lagjen e Jasharëve, ku Arif Dernjani në vitin 1997,autorit të këtij shkrimi i deklaroi se:
Muzaferi i sotëm është i Hajdinit,Hajdini i Hasanit,Hasani i Jasharit,Jashari i Rushitit dhe Rushiti i Sinanit.

Nga Trungu i Sinanëve,paralel me ate është edhe trungu familjar i Sadikëve ,por nuk mund ta dimë se çka ishin mes veti Sadiku dhe Sinani,vëllezër apo kusherinjë?
Në informatën e të ndjerit Selam Dernjani dhënë autorit të këtij shkrimi në vitin 1997,mësuam se Selami ishte i Hashimit,Hashimi ishte i Shabanit, Shabani i Sadikut, Sadiku i Eminit, Emini i Sadikut dhe përsëri edhe nga ky trung nuk mund të depërtojmë më thellë në histori.

Një trung tjetër po i familjes Dernjani është ai i familjes së Muslive ku i ndjeri Shefki Dernjani dëshmoi se

Sabria i sotëm është i Shefkiut, Shefkiu i Qamilit, Qamili i Musliut, Musliu i Brahimit, ndërsa Brahimi i Fezës. Edhe këtë trung nuk mund ta zhvillojmë më tej dhe nuk mund ta vërtetojmë se a bënë pjesë në trungun e Sinanëve apo është trung në vete.

Krahas këtyre trungjeve, si trung të veçantë kemi edhe trungun familjar të Salihëve ku tani i ndjeri Gani Dernjani,në vitin 1997, dëshmoi se Myrtezani i sotëm është i Ganiut, Ganiu është i Salihit, Salihi i Minahit, Minahi i Salihut dhe Salihu i Minahit.

Krahas familjes Dernjani,themelues i këtij vendbanimi është edhe familja Çupi.Në hulumtimin e këtij trungu kemi mësuar se kjo familje në përbërjen e saj ka trungun e familjes së Ukishëve, familjen e Beqirëve, familjen e Ramadanëve dhe ate të Idrizëve.

Në zbërthim të këtyre trungjeve konkludojmë se Shabani,[autori i këtij libri] është i Menurit, Menuri është i Shabanit, Shabani është i Ukishit, Ukishi është i Jakupit, Jakupi është i Mehmetit, Mehmeti i Alisë, Alia i Hamimit.

Në trungun e Idrizëve [ një pjesë jetojnë në Shkup e pjesa tjetër në Turqi ] bëhet e ditur se Iseni ishte i Dautit,Dauti i Idrizit,Idrizi i Osmanit,Osmani i Fetahut.

Nga trungu i Ramadanëve, kuptojmë se: Hesati i sotëm është i Isufit, Isufi i Ramadanit, Ramadani i Isufit,Isufi i Xhepës,Xhepa i Azemit,Azemi i Ibishit.

Në trungun e Beqirëve hasim këto të dhëna: Nuhia i sotëm është i Qazimit, Qazimi i Shaqirit, Shaqiri i Beqirit, Beqiri i Baftiut dhe përsëri nuk dimë se ku ndërlidhen me familjen e Ukishëve.

Një familje tjetër që nuk ka lidhshmëri trungu as me familjen Dernjani e as me familjen Çupi është familja Ramuka.

Nga dëshmia e plakut Avdyl Ramuka dhënë  autorit në vitin 1997,mësojmë se Fadili i sotëm është i Avdylit, Avdyli është i Hakiut, Hakiu është i Mustafës, Mustafa i Jakupit, Jakupi i Ramës dhe Rama i Ukës prej kah edhe kjo lagje merr emrin Ramuka.

Një trung tjetër që nuk ka lidhshmëri trungu as me familjen Dernjani e as Çupi, është edhe familja e Kamerëve, mbiemri i të cilëve është Vila.

Agushi i sotëm është i Ramadanit, Ramadani i Ramizit, Ramizi i Kamerit, Kameri i Rushitit, Rushiti i Ibishit, Ibishi i Afetit.

Natyrisht se qëllimi fundamental i ynë, nuk është analiza e detajuar e trungjeve familjare të fshatit Paldenicë, por  jo paqëllim i skalitëm ato që së paku gjeneratat e reja t`i plotësojnë, sepse janë të tyre dhe të kenë një mundësi më të lehtë të vazhdimit të degëzimeve. Në natyrshmërinë e historikut të xhamisë së fshati, trungjet në fjalë dhe emrat e këtyre kryefamiljarëve, dëshmojnë përkatësinë e tyre kombëtare dhe fetare, që do të thot se xhamia si objekt mund të jetë  ndërtuar shumë  vonë [1926], por pranimi i fesë muslimane është shumë i hershëm dhe viti 1544 e këtej e dëshmonë një gjë të tillë, por se ku pikëtakohen me besimin e krishterë nëpër shekuj përsëri nuk mund ta vërtetojmë me saktësinë shkencore. Në anën tjetër mungesa e varrezave të krishtera në këtë fshat e në anën tjetër, ekzistimi i mikrotoponimit ,,Kishë'' sikur sfidojnë hulumtuesin e këtyre rreshtave.

Gjurmëve të historikut të xhamisë së fshatit Paldenicë, më 10 janar 2009, vizituam plakun më të moshuar të fshatit Rasim Dernjanin i lindur në vitin 1929.

Nga kujtesa e tij mësojmë se në hyrje të katundit,pikërisht ku sot vëllau i tij Sulejman Dernjani ka shtëpinë, ka qenë i

ndërtuar Mejtepi dhe viti se kur u ndërtua ai supozohet të jetë viti 1920.
Sipas kujtesës së Rasim Dernjanit, të cilit më të vjetrit i kanë treguar, pranë këtij Mejtepi nga Mulla Shabani i cili ishte nga Forina e Gostivarit hatme kanë bërë këta banorë të këtij fshati:
Babai i Rasimit, Salihu, Limani vëllau i Tefikut, Sallahu i Halilit, Azemi i Sinanit, Miftari i Shabanit duke shtuar se Limani është vrarë në Krushevc të Serbisë, ndërsa për Azemin nuk i kujtohet se ku është vrarë.

Në pyetjen tonë se si bashkëfshatarët kishin gjetur pikërisht Mulla Shabanin e Forinës për imam, ai thotë se, katunarët në atë kohë nuk kishin xhami dhe për faljen e teravive kanë gjetur këtë hoxhë që t`u shërben gjatë muajit të bekuar të Ramazanit dhe pastaj ai ka shërbyer edhe në Mejtep ku edhe i ka mësuar talebet që i përmendëm më lartë.
Në pyetjen tjetër se si e mban mend katundin Paldenicë kur i kishte 8 vjet, ai thotë se katundi kishte rreth 20 shtëpi dhe hyrjet në katundin Paldenicë bëhëshin nga dy rrugë : Rruga e Varreve të sotme dhe nga Brija,ndërsa pleqtë më të vjetër që i mban mend ai, janë:

Mustafë Ramukën
Hajrën e Demzenëve
Ismailin e Sadikëve
Memishin e Selmanit
Feratin e Demës,ka jetuar 120 vjet
Nesimin e Ademit
Mixhën Hajredin, ka jetuar 116 vjet
Halili i Sallahit
Ramadani i Isufit
Dauti i Idrizit
Shabani i Ukishit

Në pyetjen tonë se cilët katunarë kanë qenë nizam ose bedel në kohën e turkut, ai thotë se:
Haliti i Demës ka qenë në Jemen.Fazli Çupi në Portsaid të Egjiptit; i lindur më 1895,ndërsa ka vdekur në vitin 1975.
Memishi i Selmanit në Riad dhe Jemen, ka vdekur në vitin 1953.
Në pyetjen tjetër se kur u ndërtuan krojet e fshatit Paldenicë ,ai thotë se:Kroni i Përtem është më i vjetër se sa Kroni i Rexhepit,nuk e mbaj mend se kur janë ndërtuar.Kur kam qenë fëmijë mbaj mend se Kroni i Përtem ishte në vendin që është sot, kishte koritë prej druri e cila përdorej edhe për larjen e petkave,ndërsa qepi i ujit ishte po nga druri.
Kronin e Rexhepit e ka ndërtuar Osman Aga,mixha i Rexhep Dernjanit, ndërsa tokën e Rexhep Dernjanit e ka blerë katundi për xhami.Rexhepi,vazhdon rrëfimin e tij plaku Rasim Dernjani, kishte dy djem: Avdiun dhe Shukën. Shuka shpërngulet në Shkup, ndërsa Avdia mbetet këtu dhe meqenëse nuk kishte djem, shkoi te vajzat e tij të martuara në Greçan të Shkupit.
Nga më të vjetrit mësova se Xhamia ka filluar të ndërtohet gjatë viteve 1925/1926 dhe në këtë ndërtim ka marrë pjesë i tërë fshati,ndërsa mixha Daut ishte si mjeshtër dhe ai ka ndërtuar Mafilin dhe hapsirën e tij.Kjo hapësirë nga viti 1947 ka shërbyer si klasë apo mësonjëtore shqipe.Mafili dhe pjesa shtojcë ishte e ndërtuar prej thuprave. Objekti i xhamisë ka qenë i ndërtuar prej gurëve, ka pasur tri dritare të vogla nga ana e rrugës dhe po aq në anën e poshtme. Minarja është ndërtuar pas Luftës së Dytë Botërore aty kah viti 1950 dhe tullat i kemi marrë nga objekti shkollor në Han të Elezit.Ato na i ka sjellë Sherif Ramuka,kujton ai.



*Xhamia e vjetër e fshatit Paldenicë*

Minarja nga themeli ka qenë e gjatë 16 metra dhe minaren e ka ndërtuar Mulla Rama prej Pleshinës i shpërngulur  në Kaçanik, të cilin, për punën e kryer e ka paguar katundi.
Dyshemeja e xhamisë ka qenë e shtruar me dërrasë e mbi ato hastrat e blera,ndërsa parahyrja ka qenë e haptë.I vendosëm disa dërrasa vertikale, por gjatë dimrit bora hynte brenda. Në anën e majtë, kanë qenë të ndërtuara minderat për ulje, ndërsa djathtas, hyrja për thirrjen e ezanit në minare.
Mafili ka qenë i mbështetur në tre trana, ndërsa në anën e jashtme xhamia ka qenë e lyer me baltë të bardhe i përzier me kashtë.
Kur u ndërtua minarja,njërën dritare, në anën e poshtme, e mbyllëm sepse e zuri hapsira e minares,ndërsa hytbeja ka qenë e ndërtuar nga dërrasat.Veshja e brendshme e xhamisë ka qenë prej janave dhe qilimave dhe se ky objekt ka qenë në dy kate.
Pranë kësaj xhamie faljen e xhumave, teravive dhe bajrameve e kanë bërë banorët e fshtrave Vërtomicë,

Gjurgjedell, Dërmjak e Neçavcë pasiqë këto vendbanime nuk kishin objekte të xhamive.
Në pytjen tonë se cilët ishin imamët që punuan pranë kësaj xhamie që nga themelimi e deri më sot, ai përgjigjet :

| |
|---|
| 1. Mulla Shabanit prej Forinës së Gostivarit |
| 2. Mulla Abazi i Kaçanikut |
| 3. Hamiti i Përshevcit,Tetovë,gjatë kohë |
| 4. Avdirrahmani prej Rostushit të Dibrës |
| 5. Mulla Fejza,tri vjet |
| 6. Mulla Shabani prej Kotlinës |
| 7. Mulla Salihu prej Preshevës |
| 8. Mulla Mehmeti i Shkupit |
| 9. Mulla Hamitit prej Dubravës |
| 10. Hafës Mejdi Dernjani prej fshatit Paldenicë |
| 11. Nexhmedin Dernjani,Paldenicë |

Në përfundim të bashkëbisedës me haxhi Rasim Dernjanin,mësojmë edhe faktin tjetër se Vakëfi i katundit ka një hapësirë prej 17 hektar e 30 ari dhe se kjo pronë është e paprekshme, përpos hapsirës ku në vitin 1979 është ndërtuar objekti i sotëm shkollor.



Mulla Mejdi Hazir Dernjani

[1932-2004 ]

U lind në fshatin Paldenicë me 2.8.1932.Nga viti 1938 e për disa vite me radhë mësimet fetare i ndjek te hoxha e fshatit dhe pas hatmes së Kuranit,regjistrohet në Medresenë e Shkupit e quajtur ,, Arap Medrese'' dhe pranë kësaj medreseje mësimet i ndjek deri në vitin 1947 ku edhe medreseja mbyllet.Pas mbylljes së saj, Mulla Mejdiu për katër vite me radhë, mësimet i ndjek te Mulla Imeri në fshatin Glloboçicë. Në vitin 1955 caktohet imam zyrtar pranë xhamisë së fshatit Paldenicë.Në vitin 1991 pensionohet,por në mungesë kuadrit fetar, punën e vazhdoi edhe më tej.Nga viti 1981 e deri në vitin 1994 hafëz Mejdiu ishte referent pranë Bashkësisë Islame të Kaçanikut,ndërsa për 4 vite më radhë anëtarë i Këshillit të Bashksisë Islame në Ferizaj.Veçanti e këtij imami ishte shërimi i sëmundjeve shpirtërore ku me qindra e qindra njerëz nga pashpresat u kthyen në jetën e tyre normale.

Mejdi Dernjani pranë xhamisë së fshatit Paldenicë ka shërbyer po thuajse tërë jetën e tij, përkatësisht deri në vdekje. Hoxhë Mejdiu vdes gjatë haxhit,në Mine, me 4 shkurt 2004.Varrimi i tij bëhet me 5 shkurt 2004, 25 km larg Mekës, në varrezat e quajtura SHERATE dhe numri i varrit[arkivi] i hoxhë Mejdi Dernjanit është 879,ndërsa data e vdekjes është 5.2.2004.Trungu gjenealogjik i hoxhë Mejdi Dernjanit është: Muharremi i sotëm është i Mejdisë,Mejdiu është i Hazirit, Haziri i Feratit, Ferati i Ademit, Ademi i Sinanit.



Objekti i xhamisë së re është ndertuar në vend të së vjetrës dhe siç thotë Sefer Dernjani, xhamia e re është më e madhe se e vjetra. Xhamia e vjetër ,shton ai ishte afërsisht 8 X 8 metra.Ndërtimi i xhamisë së re është bërë gjatë vitit 1981/1982 dhe mjeshtri i xhamisë ka qenë Abdi-lrrahmani prej Shkupit dhe minarja e xhamisë është e gjatë 25 metra.Një renovim pranë kësaj xhamie është bërë edhe në vitin 2001 si lyerja,ngjyrosja,dekorimi dhe veshja e kupolave,falë investitorit Aid Muslim nga Londra,ndërsa Rrethoja e xhamisë dhe dritaret në pjesën veriore si dhe objekti për marrje të abdesit janë ndërtuar në vitin 2006.

**Mbishkrimet e gurëve të varrezave në fshatin Paldenicë**

Një metodë tjetër që përdorëm për të gjetur rrënjët e fesë islame në fshatin tim,përkatësisht kohën konkrete të jetesës së bashkëfshatarëve në këtë vendbanim,përdorëm edhe hulumtimin e gurëve të varreve të këtij fshati,andaj më 17 janar 2009,bëra hulumtimin e mbishkrimeve në varrezat e fshatit Paldenicë dhe përfundimisht mendoj se ky hulumtim është i pari i këtij lloji sepse këtë e dëshmojnë gjendja e gurëve.

Mbishkrimet i kishin mbuluar myshqet dhe pastrimin e gurëve e kam bërë me anën e një sfungjeri, ndërsa larjen e gurëve e kam bërë me ujë. Krahas këtyre mjeteve, kam

përdorur edhe mjete tjera pune si thikë dhe vegla të tjera gërryese dhe këtë mënyrë të punës e kam përdorur te të gjithë varrezat e trevës sonë.
Karakteristikat kryesore që hasëm gjatë këtij hulumtimi është se gurët nuk janë të gjithë të njejtë për nga forma, stili dhe mbishkrimet.Ky dallim varet edhe nga koha se kur u shkruan mbishkrimet.Mbishkrimet dhe vitet e të vdekurit janë të shkruar në gjuhën arabe, por hasëm edhe mbishkrime që aktualisht nuk mundëm t`i lexojmë.
Në këtë ditë hulumtuam 26 mbishkrime të cilat i cilësova më të vjetra dhe mbishkrimet,gjegjësisht guri i të vdekurit mashkull, dallon për nga forma me gurët e së vdekurit femër dhe hulumtimin tonë e fokusuam në mbishkrimet e të vdekur meshkuj sepse emrat e tyre duhej t`i krahasonim me trungjet familjare të këtij fshati.





Në ballë të mbishkrimit të të vdekurit zakonisht qëndron mbishkrimi,,El hukmulilah'' që në përkthim të lirë në gjuhën shqipe do të thotë: Pushteti,vendimi i takon vetëm Zotit.
Djathtas:Autori i librit gjatë hulumtimit të varrezave, janar 2009.Për këtë lloj të gurit,Mr.Musa Vila shfaq mendimin e tij se kjo formë e gurit mund t`i jetë dedikuar njerëzve të veçuar nga pozita shoqërore.



Nga hulumtimi disa ditorë i mbishkrime-ve të gurëve të varreve në fshatin Paldenicë, veçova 40 mbishkrime, pjesën dërmuese do ta keni më poshtë dhe u përqëndrova vetëm në vitet e vdekjes dhe një ndihmesë jo të vogël në konvertimin e viteve nga hixhreti e ka dhënë hoxhë Nusret Shiti, aktualisht imam në xhaminë e Lagjes së Re të fshatit Seqishtë.
1832,1883,1814,1793,1798,1872,1881,1916,1814,1815,1804, 1871,1882,1798,1841,1776,1777,1829,1728,1716,1792,**1707**, 1843,1912,1874,1751,1871,1804,1856.
Nga hulumtimi në fshatin Paldenicë nuk mund të themi se janë shfrytëzuar të gjitha mbishkrimet e vjetra që ekzistojnë në varrezat e këtij vendbanimi,pasi kemi pasur raste që kemi gjetur pllaka të mbuluara me dhe,andaj kur merret parasysh edhe fakti tjetër se mbishkrimet mbi varre i kanë vendosur vetëm familjet që kanë pasur mundësi materiale t`i vendosin, sepse pllakat e gurve janë të grryera me dalta hekuri,konkludojmë për një çmim jo të vogël artizanal e në rrjedh të kësaj për shumë familje të varfëra,mbishkrimi mbi varr ka qenë një lluks dhe se varre pa mbishkrime ka shumë dhe kryesisht nga pamja e jashtme duken se janë të vjetra.
Emrat që i gjetëm në këto mbishkrime janë të shumtë dhe dëshmojnë për përkatësinë fetare dhe një pjesë të tyre e keni si në vijim:
Bislimi i biri i Bekirit,

Baftiu i biri i Bekirit,
Bajrami i biri i Mustafës,
Ramadan i biri i Muratit,
Murseli i biri i Aliut,
Muhameti i biri i Aliut,
Aliu i biri i Muhamedit,
Fevziu i biri i Musës,
Hysejni i biri i Mustafës,
Kameri i biri i Hysenit,
Halili i biri i Sinanit,
Sadiku i biri i Halilit,
Alijsi i biri i Halilit,
Rabisha e bija e Beqirit,
Hanifja e bija e Ramadanit,
Adhijma e bija e Junusit,
Sinani i biri i Memishit,
Ahmeti i biri i Hasanit,
Osmani i biri i Hasanit,
Arifi i biri i Abdurrahmanit,
Rexhepi i biri i Arifit,
Ramadani i biri i Beqirit,
Beqiri i biri i Ahmetit,
Kadimja e bija e Ademit,
Sadiku i biri i Ismailit,
Aliu i biri i Hysejnit, e të ngjajshëm dhe në zbërthimin e këtyre emrave një kontribut jo të vogël dha kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Hanit të Elezit Mr.Musa Vila dhe sekretari i këtij Këshilli, Nexhmedin Dernjani.

Nga i tërë hulumtimi, rrjedh edhe fakti, se mbishkrimi më i vjetër në varrezat e fshatit Paldenicë i zbuluar deri më tani, është ai i vitit 1119 hixhri që do të thot i vitit 1707 dhe ky vit na  e afron një bazë të fuqishme për të hulumtuar në vitin 1600.

Për këtë mbishkrimi,pra të vitit 1119, bashkëpunuam edhe



me Mr.Musa Vilën, por nuk mundëm ta identifikojmë me saktësi emrin e të vdekurit,ndërsa emri i babait të tij lexohet qartë se është Ali dhe ky paraqet faktin.

Në anën tjetër, nëse marrim një mesatare të jetës së Aliut dhe supozojmë se ai ka jetuar vetëm 60 vjet,atëherë koha se kur ka mundur të jetë i lindur babai i „merhumit'' është viti 1647 dhe kjo sikur na e qetëson shpirtin sepse kam bindjen se kjo trevë është konvertuar në fenë islame rreth viteve 1500,sepse tanimë dihet fakti se në vitin 1544 në regjistrimin turk të atij viti,në fshatin Vërtomicë evidentohet muslimani i parë dhe me këto argumente i hedhim poshtë të gjitha dilemat, supozimet dhe paragjikimet e mundshme se popullata e kësaj ane vonë ka pranuar fenë islame. Ky islamizim i hershëm ka ndodhur edhe nga fakti tjetër se kjo trevë gjatë shekujve dendur ka frymuar me Shkupin.

Pothuajse në çdo pllakë varri pos emrit të të vdekurit dhe babait të tij, shkruan edhe viti i vdekjes,kryesisht në fund të mbishkrimit,ndërsa në fillim skalitet mesazhi qendror: Vendimi,pushteti i takon Zotit, i mëshiruari,i faluri, i nevojshmi për mëshirën e Zotit të tij i cili është falës dhe mëshirues,për të vazhduar më poshtë një kërkesë nga kalimtarët e gjallë që të lexohet për shpirtin e të vdekurit një Fatiha.

Një pjesë e mbishkrimeve janë të gërryera thellë dhe do t`i rezistojnë edhe shekujve në vazhdim,ndërsa një pjesë tjetër janë të dëmtuara nga dhëmbi i kohës dhe dyshoj në

jetëgjatësinë e tyre.Nëse trungjet familjare të këtij fshati që aktualisht janë gjallë,marrin iniciativën që këto pllaka me mbishkrime mbi tre shekullore t`i rivendosin dhe t`i ngulisin në vendin se ku kanë qenë të vendosura shekuj më parë, jetëgjatësia e tyre do t`i sfidoj edhe shekujt në vazhdim dhe kjo është një e mirë në rend të parë për familjet e tyre dhe një e mirë tjetër e përgjithshme e trashëgimisë sonë kulturore, fetare e kombëtare.

 

Osmani i biri i Hasanit 1190 hixhri, përkatësisht 1776 dhe pllaka ku shkronjat janë të dalura jashtë sipërfaqes së gurit, një punë manufakturale e shtrenjtë, ndërsa pllaka djathtas dëshmon se Sinani është i biri i Memishit, ndërsa viti i vdekjes së Sinanit është viti 1238  hixhri,përkatësisht viti 1825. Pllaka ka gdhendje të brendshme.

## Varrezat në fshatin Vërtomicë

Një fshat tjetër,tani i shuar i komunës sonë, është edhe fshatiVërtomicë.Ky fshat asnjëherë në historikun e tij nuk ka pasur objekt të vaçantë të xhamisë dhe namazet si ato të

xhumave dhe festat e Bajramit i kanë falur në xhaminë e fshatit Paldenicë.



*Foto: fshati Vërtomicë dikur, tani gjenden vetëm gërmadhat e vendbanimit*

Në hulumtimin e mbishkrimeve të varrezave nëfshatin Vërto-micë, kam gjetur mbi-shkrime të këtyre viteve: 1269,1279,1289,1298,1208,1298,1201 të gjitha
këto vite të hixhretit dhe mbishkrimin më të vjetër e hasëm ate të vitit 1201,pra të vitit 1787 mbishkrim i cili gjendet te Varret e Epërme dhe vetëm falë një fotografie që mbishkrimit ia kam bërë para lufte, kam gjetur vitin e mbishkrimit sepse aktualisht pllaka e shkruar nuk ekziston.Gjithashtu për këtë vendbanim nuk i dimë shkaqet se pse në këtë fshat kanë ekzistuar dy palë varreza muslimane.

Gjithnjë duke iu referuar statistikave nga Dr Jusuf Osmani në monografinë,,Vendbanimet e Kosovës-Kaçaniku'' në fq.161 të këtij libri, për fshatin Vërtomicë shkëpusim të dhënën se ,,në vitin 1544 janë rëgjistruar 13 shtëpi të krishtera dhe 1 muslimane''e dhënë kjo shumë e

rëndësishme për të gjetur rrënjët e kohës se kur edhe u bënë konvertimet e para fetare.

## Dromca historie për fshatin Topojan

Në anën lindore të fshatit Paldenicë,përkatësisht në pjesën perëndimore të fshatit Dërmjak,diku në mes të këtyre dy fshatrave ka ekzistuar vendbanimi Topojan,ku aktualisht vërehen gjurmët e tij.
Nuk mund të dimë se kur u themelua ky fshat.Zona kadastrale e Neqafcit përfshinë dy vendbanime: Topojanin dhe Vilët,por nuk përjashtohet mundësia që vendbanim të hershëm të ketë pasur edhe te Kroni i Ftohtë ,përkatësisht në Jarica ku edhe sot gjenden gjurmët e qeramikave.
Nga dëshmitë e haxhi Tefik Vilës marrë para lufte mësohet se Afeti në fshatin Topojan vjen nga fshati Vilë i Lumës dhe vendoset përballë fshatit Topojan përkatësisht të Livadhi i Eminit.Nga kjo familje,një pjesë e tyre[familja e Tefikut] shpërngulen te Vilët e sotëm në afërsi të Qeshmes së Shahes,ndërsa pjesa tjetër në Han të Elezit[familja e Eminit],ndërsa një pjesë tjetër ajo e Osmanit në Turqi.
Nga trungu gjenealogjik i kësaj familje mësojmë së Tefiku i sotëm është i Arifit, Arifi i Sadikut, Sadiku i Mustafës, Mustafa i Demirit, Demiri i Qerimit dhe Qerimi i Afetit.Ndërsa nga dega tjetër e këtij trungu bëhet e ditur se Hasani i sotëm ishte i Mallzamit, Mallzami i Qazimit, Qazimi i Ajetit, Ajeti i Beramit, Berami i Qerimit.
Në pjesën juglindore të fshatit Topojan gjenden varrezat.Varrezat janë të ndarë në dy grupe; mbi rrugë janë varrezat e familjes Vila, ndërsa nën rrugë janë të familjes Topojani.Nga një hulumtim që është bërë në vitin 1997 mësohet se varri më i vjetër është ai i Qerimit, 1717
Po sipas haxhi Tefik Vilës mësohet se Familja e Mahmut Topojanit, Ismail Currit dhe Veli Man Vilës në kohën e

bugarit të parë[1916-1918]internohen në Bukuresht të Rumanisë.Po nga deklarata e Tefik Vilës thuhet se nga Topojani për te Vilët kemi dalë aty kah viti 1927.

## Historiku i xhamisë së Puseve të Nikës

Fshati Puset e Nikës padyshim se është ndër vendbanimet e hershme të trevës sonë. Është i përbërë nga lagja e Bravëve, Ballazhëve, Dacëve, Bushëve dhe në zonën kadastrale përfshinë edhe fshatin Laç. Në këtë fshat ende janë të gjalla gjurmët mjaft interesante arkitekturale të shtëpive të vjetra, sidomos në lagjen e Dacëve,të cilën koha po i shkatërron me shpejtësi marramendëse.
Ky fshat ishte bukëdhënës dhe strehues i kaçakëve Avdyl Dura e Ramë Beka si dhe kaçakëve të tjerë.Po nga Puset e Nikës ishin edhe veprimtarët si Islam Brava, Nazmi Brava e Rufat Brava të cilët pushteti komunist jugosllav i dënoi me dënime të rënda.
Në këtë fshat ,gjatë luftës çlirimtare të vitit 1998/99 veproi me plot sukses Brigada 164 „Gafurr Loku'' e UÇK-së, në altarin e së cilës ranë 13 dëshmorë.Luftimet e para filluan me 26 shkurt 1999,ndërsa beteja më e madhe u zhvillua me 2 mars 1999 për të vazhduar deri në përfundimin e plotë të luftës.Po në këtë fshat, nëpër flakët e luftës u ngritën fortifikata, përkatësisht bunker mbrojtës kundër pushtuesit serb dhe me keqardhje e themi se edhe këtë trashëgimi çlirimtare po e zhdukë dhëmbi i kohës.Në këtë fshat gjendet edhe kompleksi i varrezave të dëshmorëve, lapidari i pashoq në Kosovë, të cilin deri më tani e kanë vizituar me mija vizitorë,andaj xhamia e re në njërën anë dhe kompleksi i varrezave të dëshmorëve në anën tjetër sikur e gjallërojnë këtë vendbanim.Në vijim, si dëshmi nga lufta e popullit shqiptarë për liri, sjellim fotgrafi ekskluzive që botohen për herë të parë.



*Pjesëtarët e UÇK-së gjatë faljes së ditës së xhuma në Puset e Nikës në vitin 1999,njëkohësisht pamja e brendshme e xhamisë dhe e mihrabit.*




*Dëshmi lufte: një pjesë e granatave serbe që ranë në pozicionet e UÇK-së në Puset e Nikës gjatë luftës së vitit 1999 si dhe mjetet radiolidhëse të UÇK-së*



*Foto ekskluzive nga Arkivi i Brigadës 164,,Gafurr Loku'' të UÇK-së në Han të Elezit,ku ushtarët e UÇK-së nxjerrin nga lumi Lepenc kufomat e popullatës civile,të cilat janë vrarë nga pushtuesi serb e pastaj janë hedhur në lumë.*



*Shëmë herë gjatë historisë është thënë se pushtuesi me kufoma të shqiptarëve ka mbushur edhe lumenjtë. Faktet me fotografi,marrë nga Arkivi i Brigadës 164,,Gafurr Loku''të UÇK-së në Han të Elezit , faktografojnë gjenocidin serb mbi popullatën civile.*



Foto nga arkivi i UÇK-së



Pjestarët e Brigadës 164 të UÇK-së,nga malet e Puseve të Nikës,në Han të Elezit bien fitimtarë më 11 qershor

1999,datë e cila është edhe Dita e Çlirimit të komunës së Hanit të Elezit.Krahas luftës që zhvilluan me armikun deri më 11 qershor 1999,ata me një përkushtim të madh,betejën e radhës e zhvilluan në rrethana paqeje, duke pastruar terrenin nga minat armike.Një aktivitet i madh i tyre dëshmohet edhe në nxjerrjen e kufomave nga lumi Lepenc në qershorin e vitit 1999.Kufomat janë gjetur nga Ura e Laçëve e deri te Lloka e Seqishtës në Han të Elezit.Krahas kësaj, pjestarët e UCK-së nëpër vendet ku kanë qëndruar forcat armike serbe, gjetën edhe të veshurat e brendshme të motrave tona të dhunuara, rrobe të cilat nuk është dobësi të themi se u varrosën nëndhe.



Kjo është fotografia e  xhamisë së vjetër në Puset e Nikës, xhami e cila është ngritur në vitin 1936 me vetëkontributin e banorëve të këtij fshati.Në anën e djathtë të objektit të xhamisë,i ndarë nga objekti, ka qenë mejtepi ku sipas dëshmisë së Mulla Mahmut Halilit nga Gremja e Ferizajt i vetmi mejtep që ka funksionuar gjatë kohës së Bugarit të Dytë në trevën e Hanit të Elezit është pikërisht mejtepi i Puseve të Nikës pasiqë vetë dëshmuesi ka qenë talebe në këtë mejtep.

Në këtë object, nga viti 1947 e për dhjetë vite me radhë ka funksionuar shkolla shqipe.Gjatë rindërtimit të saj në vitin 2006,në muret e kësaj xhamie janë gjetur të vendosura enë [vorba] të ndryshme të cilat kanë shërbyer për akustikën natyrale të zërit.

Nga viti 2005,objekti i xhamisë, rrezikohet të shkatërrohet në tërësi e për pasojë të zhduket edhe historiku i kësaj xhamie e njëkohësisht edhe i shkollës shqipe.Nuk thuhet kot se miku i mirë njihet në ditë të vështira dhe kjo mirësi bie pikërisht mbi humanistin nga Shkupi, por që me prejardhje ishte nga ky fshat, Latif Ballazhin i cili pahamendje shfaqi dëshirën e tij për rindërtimin e këtij tempulli të Zotit.



*Pamje nga xhamia e rindërtuar në Puset e Nikës në vitin 2006*



*Latif Ballazhi,nga Shkupi, por me prejardhje nga Puset e Nikës ishte donator i cili rindërtoi xhaminë në Puset e Nikës.*
*Zoti e shpërbleftë kontributin e tij.*

Rindërtimi i kësaj xhamie u bë në vitin 2006,por para se të përfundoj rindërtimi i xhamisë, Latif Ballazhi ndërroi jetë,kështuqë donacionet tjera në emër të shpirtit të Latifit për finalizimin e kësaj xhamie i vazhdoi djali i tij fisnik dhe jo vetëm që u bë ringjallja e xhamisë,por u ngrit edhe minarja e saj të cilën kjo xhami nuk e ka pasur asnjëherë.
Krahas kësaj, për ndërtimin e kësaj xhamie u formua edhe Këshilli Organizativ në përbërje të Halim Ballazhit, Kemajl Bravës, Enver Dacit dhe Mevlud Bushit, punën e të cilëve e ndihmuan pothuajse të gjitha banorët e këtij fshati.
Në vazhdën e hulumtimeve të mbishkrimeve në gurët e varreve, hulumtuam edhe varrezat e këtij fshati.Përkundër faktit se në këtë fshat ka varreza shumë të vjetra, mbishkrimet janë të kohës së vonëshme.Varfëria e skajshme që ka mbizotëruar pothuajse në çdo kohë te familjet shqiptare,nuk ka ofruar mundësinë që te koka e të vdekurit

së paku të ngritet një gurë i shkruar. Megjithate gjatë hulumtimit dallova këto vite të mbishkrimeve:
1258,1238,1249,1320,1292,1290,1310,1318,vite këto të hixhre-tit që do të thot se mbishkrimi më i vjetër në këtë fshat është ai i vitit 1823.

**Mehmet Tefik Dernjani**

[ 1930 – 1995 ]



Mulla Mehmet Tefik Dernjani është i lindur në vitin 1930, në fshatin Paldenicë.Ka jetuar 65 vjet.Vdes në fshatin e lindjes në vitin 1995.
Mësimet e para fetare i mori në xhaminë e fshatit Paldenicë ku siç thotë plaku Rasim Dernjani,në mësimet e Kur`anit, përpos meje ishin edhe Mejdi Dernjani dhe Mehmet Dernjani të cilët e vazhduan shkollimin në Medresetë e Shkupit.
Mehmet Dernjani nuk ka pasur fatin që të punoj si hoxhë në fshatin e lindjes.Në trungun gjenealogjik të tij dallojmë se Mehmeti ishte i Tefikut,Tefiku i Shabanit,Shabani i Sallahut, Sallahu i Abazit, Abazi i Sinanit. Sipas deshmive të vëllaut të tij Remziut, Mehmeti ka punuar kryesisht në fshatrat shqiptare të Maqedonisë si në: Tisovicë, Paligrad dhe në Crna Vodë. Në vitin 1996 kisha rastin t`i vizitoj këto fshatra dhe atje takova xhematlinjë të hoxhës Mehmet për të cilin shprehën fjalë miradie. Mehmeti,thonin ata, ishte një hoxhë i urtë dhe e kemi dashur të gjithë.Shumë vite ka punuar te ne.
Pas kthimit nga fshatrat e Maqedonisë,për 18 vite me radhë,hoxhë Mehmeti,në pjesën e fundit të jetës së tij, ka punuar në Puset e Nikës të komunës së Hanit të Elezit. Në

vitin 1990 ai doli në pension e për pasojë mbyllet xhamia. Mbylljes së saj i ndihmoi edhe migrimi i popullsisë së Puseve të Nikës në afërsi të Hanit të Elezit. Aktualisht kjo xhami nuk ka imam,por faljet në këtë xhami bëhen pothuajse çdo ditë,ndërsa gjatë muajit të bekuar të Ramazanit është kënaqësi e madhe të falësh namazin e teravive.

Imamët që kanë punuar pranë kësaj xhamie janë:

| Mulla Xhemajli prej Doganajve të Kaçanikut |
|---|
| Mulla Kadriu prej Tetove |
| Mulla Ismeti prej Veshallës së Tetovës, |
| Mulla Rushani prej Odrit të Tetovës |
| Mulla Xhemali prej Pleshinës së Ferizajt |
| Mulla Gania prej fshatit Stagovë |
| Mulla Musliu prej Biçeci të Kaçanikut |
| Mulla Hetemi |
| Mulla Salihi |



*Xhamia dhe kompleksi i varrezave të dëshmorëve në Puset e Nikës*

Fjala pëfundimtare

Të merresh me një temë pioniere, siç është historiku i xhamive dhe shkrimet mbivarrore të trevës së Hanit të Elezit jo vetëm që është një sfidë në kuptimin shkencoro-hulumtues, por është edhe një guxim prej qytetari,sepse kjo lëndë hulumtohet për herë të parë dhe të vetmen mbështetje që autori është dashur ta shfrytëzoj është kujtesa e mbetur popullore,mbishkrimet në gurët e varreve, dokumente të ndryshme familjare dhe referencat e historianëve të cilëve përfundimisht iu jemi mirënjohës. Autorit iu desht t`i shpallë ,,luftë’’viteve, dekadave dhe shekujve të kaluar dhe rezultati i kësaj ,,lufte’’ tanimë është në duart tuaja dhe çdo vërejtje apo plotësim që mund t`i bëhet këtij libri, autori do ta mirëpret me kënaqësi.
Vendbanimet e komunës së Hanit të Elezit që aktualisht kanë objekte të xhamisë janë: Kryeniku, Gurana, Seqishta, Rezhanca, Paldenica, Lagja e Re, Meliqtë dhe Puset e Nikës, ndërsa vetë qytetëza e Hanit të Elezit i ka dy xhami dhe të gjitha janë funksionale .
Krahas xhamive, vendbanimet e komunës së Hanit të Elezit kanë edhe vakëfet e tyre, ndërsa pjesa më e madhe e varrezave janë të mirëmbajtura dhe shihet kultura e të gjallëve, por një pjesë e madhe e mbishkrimeve janë të dëmtuara rëndë dhe nëse nuk gjendet ndonjë formë për mirëmbajtjen e tyre,me kalimin e kohës do të zhduken e me zhdukjen e tyre, humbet edhe një pjesë e historisë sonë.
Si rezultat i këtij studimi, konkludojmë se xhamia më e vjetër në trevën e Hanit të Elezit është ajo e fshatit Kryenik e ngritur aty kah viti 1690, ndërsa shkrimi mbivarror më i vjetër, në kuptimin e varrit të përkatësisë fetare islame është ai i vitit 1650 po në Kryenik dhe emri i të vdekurit është Ramadan.

Xhamia e dytë në trevën e Hanit të Elezit është ajo e fshatit Seqishtë e ngritur kah viti 1821,meremetimi i parë kësaj xhamie bëhet në vitin 1902,ndërsa mbishkrimi më i vjetër në këtë fshat është ai i vitit 1796.
Xhamia e tretë për nga radha është ajo e fshatit Guranë e ngritur aty kah viti 1850,ndërsa mbishkrimi më i vjetër në këtë fshat është ai i vitit 1788,përkatësisht i vitit 1202 hixhri.
Xhamia e katërt është ajo e fshatit Paldenicë e ngritur në vitin 1926,ndërsa mbishkrimi më i vjetër në këtë fshat është ai i vitit 1707,ndërsa mejtepi i kësaj xhamie daton nga viti 1920 që do të thotë se mejtepi është më i vjetër se objekti i xhamisë.
Guri më karakteristik për nga gdhendja dhe stilizimi është gjetur në fshatin Dërmjak, ndërsa mbishkrimi më i vjetër i këtij fshati është ai i vitit 1768.Ndonëse ky fshat asnjëherë nuk ka pasur objekt xhamie,muslimani i parë evidentohet në vitin 1568.
Mbishkrimi më i vjetër në fshatin Vërtomicë,tani fshat i braktisur, është ai i vitit 1787, ndërsa objekt të xhamisë ky fshat nuk ka pasur asnjëherë.Në vitin 1544 evidentohet muslimani i parë.
Xhamia e fshatit në Puset e Nikës daton nga viti 1936,ndërsa mbishkrimi më i vjetër në pllakat e varrit është ai i vitit 1823.
Xhamia e fshatit Rezhancë daton nga viti 1952, ndërsa hulumtimin e mbishkrimeve nuk e kemi bërë.
Varrezat e qytetzës së Hanit të Elezit nuk janë hulumtuar sepse janë të vonshme dhe qytetëza ka nevojë për një lokacion të ri të varrezave.
Vlenë të theksohet se gjatë hulumtimit të shkrimve të gurëve të varreve jemi fokusuar në varret e fshatit Paldenicë, Dërmjak, Seqishtë, Vërtomicë, Kryenik, Guranë dhe Puset e Nikës

Përkundër përpjekjes sonë maksimale që sa më shumë ta përmbyllim këtë temë,jemi të vetëdijshëm se edhe shumë gjëra kanë mbetur të pathëna,të pazbuluara,por na mban shpresa se gjeneratat në vijim do ta pasurojnë edhe më shumë këtë fushë.

**Autori,tetor 2009**
**Paldenicë**

**Personat e konsultuar pas lufte:**

1. Haxhi Veli Thaçi,informatë
2. Naser Thaçi,informatë
3. Shaip Curri,informatë
4. Fejzullah Krasniqi,informatë
5. Setki Thaçi,informatë
6. Rufki Thaçi,informatë
7. Ferid Thaçi,informatë
8. Bedri Thaçi,informatë
9. Halim Ballazhi,informatë
10. Beqir Ballazhi,informatë
11. Nuri Brava,informatë
12. Shefket Lusnjani,informatë
13. Haxhi Haki Lusnjani,informatë
14. Mahi Lusnjani,informatë
15. Faruk Berisha,informatë
16. Haxhi Vahid Kalisi,informatë
17. Ismail Shkreta,informatë
18. Hajrun Kalisi,informatë
19. Haxhi Bajrush Curri,informatë
20. Dr.Musli Verbani,informatë
21. Taip Bajrami,informatë
22. Avdullah Dernjani,Informatë
23. Mr.Musa Vila,informatë
24. Prof.Nexhmedin Dernjani,informatë
25. Prof.Nusret Shiti,informatë
26. Zemri Bajramaliu,informatë
27. Sali Bajramaliu,informatë
28. Sefer Çupi,informatë
29. Sefer Dernjani,informatë
30. Remzi T.Dernjani,informatë
31. Rexhep Çupi,informatë

32. Prof.Mevlud Dernjani,informatë
33. Haxhi Rasim Dernjani,informatë
34.Hajredin Raka,informatë
35.Fevzi Curri,informatë
36.Isa Shkreta,informatë
37.Mehmet Ballazhi,informatë
38.Mevlud Tuçi,informatë
39.Liman Dernjani,informatë
40.Sejdi Dernjani,informatë
41.Orhan Osmani,informatë
42.Daut Kaloshi,informatë
43.Prof.Tafil Ramuka,informatë
44.Rufki Suma,informatë
45.Miqail Vila,informatë
46.Haxhi Elham Kalisi,informatë

**Personat e konsultuar para lufte,përkatësisht në vitin 1997**

1. Setki Thaçi,imam në Han të Elezit
2. Xhezide Çupi, e vdekur në vitin 2006
3. Haxhi Adem Dernjani,i vdekur në vitin 1998
4. Haxhi Gani Dernjani,i vdekur në vitin 2002
5. Selam Dernjani,i vdekur në vitin 2000
6. Haxhi Hasip Shkreta,i vdekur në vitin 2002
7. Haxhi Arif Dernjani
8. Haxhi Tefik Vila
9. Shefki Dernjani,i vdekur në vitin 2002
10. Hafës Mejdi Dernjani,i vdekur në vitin 2004
11. Avdyl Ramuka
12. Hasan Çupi,i vdekur në vitin 1998
13. Demush Çupi

**Librat e konsultuar:**


Kur`ani përkthyer nga Sherif Ahmeti
Dr.Jusuf Osmani,,Vendbanimet e Kosovës - Kaçaniku ''
Mr.Tefik Raka,,Kaçaniku me rrethinë 1912-1918''
Arkivi i Brigadës 164,,Gafurr Loku'' të UÇK-së
Prof.Emrush Dernjani,,Hani i Elezit me rrethinë''
Dr.Muhamet Tërnava,,Kaçaniku me rrethinë deri në Luftën e Dytë Botërore''
Dr.Muhamet Tërnava,,Popullsia e Kosovës gjatë shekujve XVI-XVI''
Ibrahim Hyseni,,Ferizaj 1873-1944''
,,Pjesë nga proza jonë e traditës''- Shtëpia botuese,,Naim Frashëri''
Kryesia e Bashkësisë islame të Kosovës,,Si ta njohim artin islam''
Skënder Riza,,Kosova gjatë shekujve XV,XVI,XVII''
Shaban Çupi,,Shënime në kohë të mugëllt''
Revista ,,Dituria Islame'' nr.208/209
Revista ,,Edukata Islame'' e vitit 1982
Shaban Çupi,Emrush Dernjani ,,Shkolla Popullore shqiptare në fshatin Paldenicë''
Ramadan Asllani,,Aspekti morfo-strukturor e semantik i ojkonimeve të Kaçanikut''punim magjistrature
Ramadan Asllani,,Avdyl Dura me bashkëluftëtarë për Shqipërinë Etnike''
Demir Behluli,,Arabeska origjinale''
Dr.Hasan Kaleshi,, Sofi Sinan Pasha dhe xhamia e tij në Prizren''
Xhamia e fshatit Mlikë,ëëë.mesazhi.com
Xhamia e Hodumit ,Ëikipedia.org
Faik Miftari,,Xhamia e Bajraklisë në Prizren''
Ëikibooks.com

Thomas Ë. Arnold,,Historia e përhapjes së islamit''
Skender Asani,, Shqiptarët e Shkupit ndër shekuj''
Gjenocidi i pushtetit serb ndaj shqiptarëve të Kosovës gjatë viteve të 90-ta,kumtesë nga Sabri Bajgora

Shënime për autorin



**Shaban Çupi**

Eshtë i lindur në vitin 1961 në fshatin Paldenicë të komunës së Hanit të Elezit.Ka të kryer Shkollën e Lartë Pedagogjike dega e mësimit klasor në Prishtinë. Në proçesin edukativo-arsimor ka punuar 26 vite dhe gjatë këtyre viteve, tri herë është detyruar të ndërpres punën.

Ështё kryetar i Shoqatës së të Burgosurve Politik – dega në Han të Elezit. Nga viti 1985 e deri në vitin 1990 ishte i burgosur për veprimtari ilegale politike. Me 16 mars 1999 arrestohet përsëri nga policia serbe dhe nga burgu i Nishit lirohet me 10 gusht 2000. Është përjetues i masakrës në burgun e Dubravës [19-24 maj 1999]. Gjatë vuajtjes së dënimeve politike ka kaluar nëpër këto burgje: Ferizaj, Gjilan, Prishtinë, Gurrakoc, Dubravë, Lypjan dhe Nish.

Nga viti 2004 e deri në vitin 2008 ishte korespondent i Agjencisë së Pavarur të Lajmeve ,,Kosovapress'' dhe ka të botuara informata, kronika dhe fotolajme në vëllim prej 500 faqeve.

Nga shtatori i vitit 2006 e deri në tetorin e vitit 2008 ka qenë Kordinator për Kulturë, Rini e Sport në komunën e Hanit të

Elezit. Aktualisht është Kryesues i Kuvendit komunal të Hanit të Elezit.
Deri më tani ka botuar këto vepra:
**„Nga gjaku i tyre rrjedh lir**ia'',poemë
**„Gafurr Loku 1949-1999''** ,monografi dokumentare
**„ Shënime në kohë të mugëllt''**,përmbledhje publicistike
**„Shkolla Popullore Shqiptare në fshatin Paldenicë''** në koautorësi me prof.Emrush Dernjanin
**„Historiku i Xhamive dhe shkrimet mbivarrore në trevën e Hanit të Elezit''** është libri i tij i pestë.
Është i martuar dhe baba i katër fëmijëve.
Jeton në fshatin e lindjes
Në dorëshkrim ka edhe vepra të tjera

